Boblioteka: M U Z A

Recensent: Dr. Nehas Sopaj

Redaktimi,korrektimi dhe lektorimi: Sh.B."V E L A"

Fotoja në Ballinë, është marrë nga fotoalbumi i Blerim Shaqirit; paraqet reliev mitologjik, i cili ndodhet në një muze në Egjipt.

Librimi: Autori

e-mail: kasamvela@yahoo.com
web faqe: www.kasamshaqirvela.com

## *Përkushtim*

Këtë poemë ia kushtoj qelizës sime të shenjtë, që thirret ***Familje***, e cila lidhet në indin që i thuan ***Farefis***, e që së bashku shumë sosh krijojnë trupin që quhet ***Komb***, për të cilin u flijuan shumë e shumë qeliza, të udhëhequra nga ndjenja e gjenit si dhe përkushtimi për ta mbrojtur atë nga murtajat vdekjeprurëse të kohës së pakokë nëpër shekuj.
Kështu, ato arritën të shënjtërohen dy herë; së pari për ***Familjen****,* së dyti për ***Trungun*** e shenjtë që thirret ***Kauzë***, e që kjo kurrë nuk do të vdesë; sepse, ajo lind me Diellin, por, edhe kur perëndon, ajo lind përsëri bashkë me Diellin në çdo të Agët mëngjes.

*a u t o r i*

# NË VEND TË PARAThËNIES

## Shqipëria dhe Shqiptarët

“Shiko shtazët!”bërtet sa ç’ka në kokë çdo i huaj për viktimat të cilat i ka çuar deri në dëshpërim, por që ka parë se janë aq trima, sa dhe nuk i skllavëronte dot. Këtë histori të dhimshme të Shqipërisë, nuk ua ka treguar askush amerikanëve në Shtetet e Bashkuara. Ajo ndalohej të bëhej publike, madje, dhe në atdheun e vet të Bajronit si dhe vende të tjera të fuqive të mëdha,të cilat kanë thurur plane të fshehta për ta shkelur e shtypur me këmbë një popull heroik.

Shqipëria është torturuar për shekuj me radhë në dhomat e errëta të diplomacies europiane. Madje edhe sot, me sy të perënduar nga dhimbjet dhe uria, ajo zgjat duart e saj të mbetura kockë e lëkurë për drejtësi e liri, por përsëri më kot. Shpërblimi për mëkatin është vdekja dhe vetëm një Zot i madh në qiell mund të na e thotë të vërtetën se kasaphana e sotme e Europës buron drejtpërdrejt si pjellë e politikës së saj ndaj Shqipërisë.

***

Makinacionet e Europës për ta mbajtur nën skllavërinë e Turqisë, përpjekjet dhe kërkesat e saj të drejta për pavarësi, liri.”

# Trojet e shqiptarëve

"Trojet e këtij vendi u krasitën, u gjymtuan nga traktati i Berlinit, copëtimet ballkanike dhe marrëveshja e Londrës, sa që sot asnjë nuk është në gjendje të thotë se deri ku shtrihen hapësira ose popullsia shqiptare. Mbase është sa shteti i Masaçusetsit dhe Konetikatit të marra sëbashku me një popullsi ….."

# Prejardhja e shqiptarëve

"Po të kthehemi në parahistori, para se rapsodët homerikë t'u këndonin Hyjnive dhe heronjve mitologjikë, para se të shkruhej gjuha greke, jetonte një popull i quajtur me emrin Pellazgët. Atyre u atribuon Herodoti historinë e qytetërimit grek. ndërtimet me gurë të pagdhendur,përballë Partenonit n'Akropolin e Athinës,të cilat edhe sot e kësaj dite mbahen për pellazgjike. Këta banorë i ndërtuan muret e mëdhenj primitivë të quajtur ciklopike të cilat, siç ka thënë edhe profesor Pokoki, janë ngritur në ato kohë kur grekët e Homerit ende nuk kishin ardhur në këtë jetë.

Shqiptarët janë të vetmit që kanë ardhur deri më sot nga kjo racë e fuqishme parahistorike"

***

"Është e kotë të kërkosh etimologjinë e hyjnive të Greqisë në atë gjuhë kurse kuptimi i tyre del qartë në shqip."

***

"Kur bota diturore të ketë mësuar shqip dhe të ketë nxjerrë nga toka reliket e saj, atëherë do të rishikohen njohuritë Homerike. Herodoti nuk e dinte se emrat e heronjve të Homerit dilnin të qarta në pellazgjishten, si edhe studiuesit tanë ende nuk janë të

ndërgjegjshëm se ato ruhen në shqipen e sotme..........,se grekët i kanë huazuar nga rapsodët Pellazgë eposin e tyre të shquar."

***

"Ç'pasuri e madhe e pret arkeologun kur toka shqiptare të hapë thesaret e historisë së Pellazgëve "

Këto dhe shumë prejardhje të tjera të qarta provojnë se shqiptarët gjenden sot në token e lashtë dhe flasin gjuhën e paraardhësve të tyre.Madje, para se fisi i Helenëve të njihej në mallet e Thesalisë e Shkodra, qyteti kryesor i Shqipërisë, ishte, pa dyshim, kryeqyteti i mretërisë legjendare të Ilirisë.Shqipja ka qenë gjuha amtare e Aleksandrit të pushtimeve të mëdha dhe e Pirros së Epirit, një prej gjeneralëve më të mëdhenj të histories, i cili qëlloi të ishte sfida e fundit e legjioneve të Romës gjithëpushtuese.

Është tragjedi, tej çdo përfytyrimit, që kjo racë e madhe dhe shumë e lashtë të katandisej në këtë gjendje, e cila meriton të quhet skandali i qytetërimit evropian.Nuk është për t'u çuditur që pushtuesi otoman ndalonte çfarëdolloj gërmimesh në tokën shqiptare, që mund t'i kujtonin popullit lavdinë e tij të dikurshme."

## Shqiptarët

"Nuk janë myslimanët siç mendohet, në përgjithësi, dikur, kanë qenë të gjithë të krishterë, mirëpo me kalimin e shekujve një pjesë e madhe e tyre e pranuan fenë muhamedane; megjithatë krijuan një fe të veten.......... "

***

”Historia e Shqipërisë i ngjan një liste të gjatë pushtimesh, gjakderdhjesh dhe plaçkitjesh. Rapsodët këndojnë vetëm për histori luftrash. Të gjitha hordhitë pushtuese të Europës e kanë pushtuar këtë vend me zjarr dhe me shpatë.”

## Një popull fisnik

“Dëshmia më e lartë e vlerave të këtij populli, fisnikëria dhe aftësitë e tij që edhe pse ka qenë nën ndikimet shkurajuese dhe degraduesee bëjnë të shquar për një radhë të madhe virtytesh të pastra. Shqiptarët janë një popull krenar, i papërkulur që e mbajnë kokën gjithnjë lart................ Nuk janë një racë frikacake ose që bëhet baltë para tjetrit. Trimëria e tyre është e pakufi. I bëjnë ballë vdekjes dhe torturave pa u stepur. Besa për ta është më e shenjtë se çdo betim i njerëzve të qytetëruar. Mikpritja e tyre nuk shteron derisa tu jenë mbaruar të gjitha. Në përgjithësi veshja është ajo që e kanë marrë grekët si kostum kombëtar: fustanella,një fund me shumë pala të gjata deri tek gjunjët,...................... Nderimi për moshën është veçori e këtij populli. Ata janë bujarë.............”.

## Racë e fortë

“Gjaku shqiptar është burrëror, i fuqishëm. Ai i ka dhënë Turqisë shumë nga gjeneralët dhe vezirët e saj më të mirë. Vëllezërit e tyre toskanë, përtej në Itali, hodhën themelet e lavdisë të Romës. Pesë perandorë të saj kanë qenë djem të fshatarëve ilirë. Ata e fuqizuan racën italiane. Nëpër malet dhe luginat e Atikës mbizotëron gjuha e tyre. Ata i dhanë Greqisë emra të

shquar në përpjekjet për liri. Ata përzihen, por nuk bëhen një. Mbijetesa e gjuhës dhe zakoneve të tyre në kushtet e shtypjes dhe të tiranisë shpalos mundësitë e mëdha të një race të panënshtruar.

Do të shikojmë sesi e ka shfrytëzuar këtë çelës të Ballkanit Europa për t'i kyçur portat e mëshirës dhe dritës së një populli, i cili, sot bën thirrje për liri dhe pavarësi. "

## Punët e liga të Fuqive të Mëdha

" Pse, atëherë, Shqipëria, një vend i vogël dhe i pazhvilluar, luan një rol kaq të rëndësishëm në jetën politike të Europës?
Kësaj pyetje mund t'i jepet një përgjigje e cila i ka brenda ngatërresat diplomatike të Europës. Përgjigja shkurt se pozita gjeografike e shqipërisë nxjerr probleme shumë largvajtëse se ato që mund të dalin nga shtetet e tjera ballkanike. Shqipëria i takon "çëstjes lindore" gjithëpërfshirëse, pasi ajo është porta e natyrshme për të dalur nga Adriatiku në Lindje. Është e vetmja dalje e goditur e tregtisë ballkanike.
Së fundi, ajo sundon ngushticën e Otrantos për të hyrë në Adriatik. Portet e saj detare së bashku me të Selanikut në Egje dhe Bosforin quhen si çelësat e portës të Europës Lindore për të dalë në Mesdhe. Diplomacia europiane ka dy shekuj që bën luftë se kush duhet t'i mbajë këta çelësa."

## Traktati i Berlinit

"..............Traktati ruante epërsinë e Turqisë mbi një brez të territorit të Ballkanit që shtrihej nga Bosfori, Selaniku, Maqedonia, dhe Shqipëria............ Vazhdimi i skllavërisë për

Shqipërinë e gjorë ishte pjesë e çmimit të politikës së Europës.”

## Faji i Diplomacisë europiane

“Nëqoftëse kërcënimi sllav është përdorur vetëm si pretekst, që shtetet thjesht nuk kanë dashur që të kishte Rusia dalje në Medhse.”

## Diplomacia pa mend e Europës

“ Ndërkaq Shqipëria dergjej me kocka të dërrmuara dhe plagë të cilat i kullonin gjak, më e madhja dhe më e pafajshmja viktimë e cila e la atë sërish të mbërthyer në darën e Turqisë edhe pse shtetet e tjera ballkanike, përveç Maqedonisë ia dolën të fitonin liri.

Sikur politikanëve të europës tu kishte mbetur qoftë edhe një grimë ndjenje njerëzore dhe arsyeje për të kompensuar padrejtësitë shekullore, atëherë fuqitë e mëdha do t’u kishin dhënë shqiptarëve një rast për të ngritur një qeveri dhe bërë një kushtetutë të tyren.”

***

Pjesë të çmuara të trojeve shqiptare i bënë copa-copa dhe ua ndanë fqinjëve veriorë, jugorë dhe lindorë, duke krijuar kufij të paqëndrueshëm për të gjitha vendet fqinje dhe shkaqe të përhershme për luftra. Ajo që mbeti i vunë emrin shteti i pavarur shqiptar.”

Më 15 tetor, 2007, në prag të përgatitjes për botim të Poemës "Ajo që Përsëritet", shkrimtari i nxori këto shkëputje nga libri i shkruar më vitin 1914:

SHQIPTARËT

të autorit: XHORXH F. WILIAMS

THE SHKYPETARS

Autori, duke shfletuar librat e ndryshëm, në kërkim e sipër të asaj që i thuhet konfirmim të ngjarjeve gjatë historisë, hasi në këto rreshta të cilët i lanë përshtypje domethënëse, aq më tepër, në shenjë verifikimi historik, e sidomos për faktin që i kishte shkruar një i huaj për çështjen shqiptare qysh në vitin 1914.
Çuditërisht, madje për fat të keq, historia, për ne, po përsëritet në trajtat e saj të stërholluara, sikurse nuancat e të murmes...?!

R e d a k s i a

# AJO QË PËRSËRITET
## *(në fole të shqipes)*

Dhe drita kishte nisur rrugëtimin e saj të gjatë
Pas vuajtjesh e mundimesh, n'at Kaos të errët
E liruar nga Big Beng$^{-u}$ ! - i madh shpërthimi?!
Si dihej as filli, e s'i shihej kund mbarimi
Koha ecte ngadalë, por, pandalur ditë e natë
S'mbahej mend si erdhi njerëzimi. Thuhet!
Dikur moti, mbi tokë, si u shfaq njeriu?!
Ishte pjellë e bardhë, lindur nga vet Hyji
Mbretëronte paqja, lulëzonte begatia
Në epokë të Artë po jetonte njerëzia
Njeriu për njeriun qe vetë dashuria
Mosdurimi, dhuna, ligësia …!
Nuk ishin atëbotë veti të njeriut
Të këqia tjera sikurse xhelozia
S'i njihte për të veta pjellë e Hyjit
Pa halle e brenga, jetonin të lirë
Natyra e virgjër, ushqime me dëshirë
Buqësia, blegtoria, zhvillimi në rritë
Tregtia mes popujve shtohej përditë
***
Jeta e qetë vazhdoi gjer m'atëherë
Sa s'nxori haptas dreqi popuj të mjerë !
Mendje-gjymtues, turmash lukuni
Me shpirtin sterrë të zi, mbushur n'lakmi
Plaçkitës, gjakpirës, më tepër se vandalë
Seç ia prishën rendin natyrës edhe jetës
Dogjën, shkatërruan, prenë edhe vranë
Kulturë e art, i rrënuan para vetes

Pas vetes gjëmën na e lan' në derë
Për çdo mëngjes t'i merrnim erë
Grabitën pasurinë, e shpurën matanë
Kombet e vjetra, të gjitha i pushtuan
I shtypën i sosën i lanë pa vat(ër)(t)an[1]
Në rrobërim të gjatë keq i varfëruan
Ca i zhdukën fare , e ca i asimiluan
Gjuhë e histori ua përdhunuan
Skllavërimi e mesjeta na rrodhën lumë
Mundime dhe vuajtje, duruam si shumë?
***
Derisa Rilindja s'erdhi me ngadalë
Dhunës hovi duke iu ndalë
U formuan kombet nëpër shtete
U hoq zhgjedha[2] me marifete
Un' mbajta për vete, të njëjtë lëkurën
Rënduar nga brengat për të kaluarën
Që nuk ma vodhën, e as s'ën ma morën
Në shesh t'vërtetat mbase s'mi nxorën?!
***
Por, Ajo që më lodh për kalvarin tim?
Që pati fillim e s'po ka mbarim?!
Po më ngulfat mbajtja në ledhatim
Peng po ma mba timin kujtim
Meraku i madh që e kam n'vazhdim
Dhe një i thellë i mendjes shqetësim
Seç ma kthetronjë shpirtin n'padurim
Ankthi trupin ma mba n'shtrëngim
Mendime të rënda zgjatur epokash,

---
[1] atdhe
[2] zgjedha

Nuk më lënë të qetë as në gjumë, ëndrrat
Të tmerrshmet, lemeritë, skenat makabre
Vërshojnë në mua si lumë zhgjëndrrat,
Që m'rrinë pëkrah zakonesh e dokesh
Nga jeta në jetë për timen mbijetesë
Më dalin më të rënda se rrëfime Lokesh
Përkundjet në djep!- pleqëria n'kujtesë ?!
Të miat dëshirime që më janë sublime
Më thërrasin pareshtur, uni më kallet
Veshur e ngjeshur përplot me kujtime
Thellë Nënë-Toka mi ruan visaret, e
Thërret arkelogjinë t'mi hapë thesaret

***

Mëtoj t`lirohem nga barë e historisë
Duke kërkuar për jetën ndër shkrime
Gjithnjë e më tepër i varem padrejtësisë
Sa herë që e gjej të vërtetën time.
Atë e shoh të bardhë, por dhe t`zezë pisë
Nritje e zbritje rrugëtimit pa fund
Plisi i bardhë, të ngjyer me bojë, all !
Simbol krenarie i Kombit dhe Fisit
I dirsur, i gjakosur; bukur më rri  n'ball'!

***

Eci pas lëmshit tim filli ! Pështjellur ?
Me shpirt të përflakur e zemër-këndellur
Qëllimi dhe shpresa më bëjnë dritë
Ta gjej At' që më thirr për çdo ditë

***

Mitin e Elefsinës, at' kult të lashtë
Dodonën, Kabiret edhe Eleuzinë
Vende pellazgjike, të shenjta në antikë

Si ai i Pito-s, ku rrinte perëndesha Gaia(Ge)
E shumë të tjera që janë mbi këtë Dhe
Sa Legjendare aq dhe Mitike, përfshinë
Nga Kërthiza e Botës tek Deti Baltik
***
Alpet e larta , të vjetra vargmalet, bashkë
Me Sharrin Plak, gjatë mi qajnë hallet
Kalëroj labirintheve që m'i bënë perandoritë
Larg më ftojnë sinorët; t'Atit kufijtë !
Matanë Kaukazit, gjer tek shtyllat e Herkulit
Ndarë prej tokësh me grykën e ujit
Fqinjë i kishim Atlantët, t'ashpër armiq
I shporrëm nga Evropa me rend e ligj
***
M'at' kohë, Kataklizma ndër ne pat ra
Përmbytja e Botës, e madhja hata
Nga tokëdridhjet që s'patën mëshirë
At-lan-ti-dha[3] u zhduk si t'ish një dëshirë
Pastaj, Perëndia dorën e qiti ?!
Mbi tokë e qiell qetsinë e shtrijti
Pellazgjinë, Hyji, drejtas e mbrojti
Sepse aty, Ai vetë, me të rrojti !
***
T 'Argosit e t' Skionit, mbretëritë
I formuan vetë Pell-a(r)gët[4], Hyjnitë
Në qendërzime të Pellazgëve ishin
Nga Orne n'brigje të Penesë shtriheshin
Atje ku Apolloni kulloste kopetë, e
Nën tingujt e Lirës së moçme

---

[3] Atlantida-tokë e zhdukur në lashtësi
[4] Pell-agët(racë e bardhë;sot Pellazgët)

Orfeu, zbuste kafshët e egra vetë!
Amfioni, qytete të lashta ngriti
Polifem, Ciklopë e Titanë, i thirri YTI
***
Argonautët, ata lundrues të zjarrtë?!
Deteve të hapura drejt Indisë
Vetë e sollën dhe Bashkën e Artë
Së bashku me dijen, ia dhanë njerëzisë!
Unë vetë i krijova!-pse tjerët u lartësuan?
Të miat ishin gjithnjë ndodhitë ?!
Tjerët, si mundën, për vete i sajuan?
Në kartë m'i shkruan si deshën hordhitë ?!
Argo-n tim të lashtë
Të bardhin qytet, që Argu
Pjellëbardhë, Ariani(Ar-i-joni)
E bëri me dorën e vet
Ma morën ardhacakët
Paturpësisht ma uzurpuan
Vandalët ia prishën parmakët
Gjithëçka që qe e ima, ma ndryshuan ?!
***
Danai, Kademi e Polipsi!- maxherë[5]
Rreth e rrotull meje u mbështollën
Biçim[6] Egjipti, Fenikie e Asirie
Në tokën time, me dredhi, mi sollën
Aty bënë jatakë[7], kalluzë gjetën
Më nxorën mua, nga votër e imja
Për vete krijuan si biçim mbretërie,

---

[5] muhaxhirë, ardhacakë
[6] formë, rend
[7] vendqëndrim, shtrat

që atëherë më humbi sublimja?!

***

Shenja, Simbole, Figura edhe Rite
Të Diellit, të Hënës, të Yllit ndër vite
U torët, u çorët derisa s'mi morët
Nga Panteoni im i lashtësisë: Orët,
Pëllumbin e Bardhë, Shqiponjën e Artë
Kallirin e grurit, Luanin fisnik
Degëza e Palmës edhe "LABRYS"
Trekëmbëshin dhe Lejlekun mitik !
Svastikën Ilire apo Kryqin e Thyer
Dëshironit të ma merrni përpjekjen
Ta sundonit Jetën dhe Vdekjen
Qiellit e Tokës hajdutçe mbërthyer?!

***

Shkuat më largë drejt paudhësive
M'ua ndërruat emrat edhe Perendive
Si të Tokës-Mëmë në Demetrën tuaj
Dhe shumë e shumë tjerë, mi bëtë të huaj ?!
Mi brejtët, tamam si një kunadhe
Ma vodhët dhe kultin e Nënës Madhe
Më bëtë edhe tjera falsifikime
Që flisnin qartë për Qenien time
Fjalën e shenjtë "HAIRE", tonën përkthyer
Gjithmonë vetëm për së mbari! Shqipçe[8]
E shkruaja për nder të t'vdekurve, nipçe!
Përmbi çdo pllakë varri, e jona zbërthyer
Dhe, shumë e shumë sendeve tjera
Të vjetra apo të reja qofshin tipe
Me Çelësin e Artë, iu çelet dera

---

[8] shqip

Që e ka vetëm Hyjnorja;
Ajo gjuhë e bërë prej Perëndive
E kush tjetër përveç Gjuhës Shqipe!
***
Emra dhe fjalë, shprehje të ralla
U hiqni u shtoni, bëni çka të doni ?!
S'keni mundësi të m'i ndërroni! -se
Rrënja e theksi, nga shqipja të gjalla
Në t'folmen e sotme i ruaj Lala !!!
I ruaj unë ngaherë sepse i dua
Njashtu siç më ruajnë edhe ato mua
Nga rrena, shpifje edhe akuza
Që mi kurdisën të paudhët-falsifikues
Dëshirë e patën t'më zhbëhet Kauza
***
Rrugëtuam bashkë, gjallëruam ne
Rënkime-rrëfimet kush s'mi dëgjonte
Ngjarjet si lumë jeta m'i kalonte
Sa vie e më shumë, në mua rëndonte
Mbase ju duhej alibi përgjatë historisë
Unë në bankë t`akuzës, ata n`të drejtësisë
Ghithnjë kështu donin t'më shihnin ??
Të vërtetën time nga dheu t'ma fshinin ?!
Mi bënin dasmat edhe pa krushqi !!
Sa herë nusja më mbetej pas dere
Më çelte lulkuqja në prag pranvere
E unë, punoja i vetëm dhe pa ja da
Edhe pse m`punohej pas shpine gjithnjë
Nga kombe tjera, grabitqarë n'sefa
Se çante kush kokën për vegjëli më?!
***

Me shumëçka, un' as që u pajtova ?!
Madje në jetë, kurrë nuk pushova,
Luftova me ta, por dhe me vetvten
Epilogu i zymtë më dilte për jetën ?!
As nuk fjeta gjumë, rënduar n'jermi
Siç kumtonin lehjet e langonjve të zi
Kur njërët ma hudhnin hirin në sy, e
Tjerët ?- thikën pas shpine, befas
Ma futnin deri n'mushkëri ?!
Shkruajta, protestova reptë, pa nda
Kush s'më pyette mua për dejtësi
As hallit tim, kush, prapa nuk i ra
Nuk pata nun, as të madhin vëlla ?!

***

Për bëmat e mia, vetë u mundova
Ndër brezat e mi, burrimisht i përcolla
Në këngë të moçme ato i këndova
Me Cetër e Lahutë, vetë i shoqërova
Zë kumbues prej rapsodi nxora
Klithma e thellë në qiell u përplas
Lëshuar nga Alpet(Al-p-et), e
deri n\`Atlas(At-lash)
Nga vetja më doli, për vete si mora ?!
Kushrtimi i bardhë porsi rreze drite
Më ecte pareshtur, përqafur ndër vite
Ylberin e Agët që më shndritte
Ma vellonin hordat për çdo pasdite
Si lumë, ndër damarë, ndjenja më rridhte
Përralla, Gojëdhëna, Legjenda dhe Mite
Muza, Sirena, Orë edhe Zana

I pata motra nga Jea(Gea-Dhea,Dea); e imja nana[9]
***
Shekujt kaluan, si ndodhi çudia
T'bëmat e mia më dolën nga hullia
Disa dhe koha nën dhe mi hodhi
Në dritë, sërish, arkelogjia mi nxori
Duke bërë rrugëtimin intelektual
Bashkë me një përqasje shkencore
Arrita çuditërisht t'i shtija n'kanal
Duke ua ndërruar mendimin prore
Atyre që se besojnë Homerin, more!
Një pjesë i mblodhi mendja që s`rrodhi
Ndër biblioteka e tempuj t'haruar
N'pllaka argjili, n`pergamena shkruar
Urna, terakota, vazot punuar
Nëpër shpella të moçme, t'bukura vizatime
Ato që ndodhën moti në jetën time!
***
Sot mundohem vetë që t'i kujtojë
Nder njerëzimit, le t'mos i harojë !
Netëve po matem deri n'agim
Se dua ta them preras dhe pa ngurim
Në ma dhënçi dhe atë pak guxim
Ta them t`vërtetën, ah, të shkretën !
Për jetën dhe vdekjen, simotër tonën
se dikush e heshti, e tjerët e tretën
Ndër shekuj, emblemë tempulli ikonën
Në qafë lidhur më t'madhe kumbonën[10]
***

[9] nëna
[10] kambanën

Labirinthet gjetëm n'rrugët e historisë
Gjithmonë viktimë për t'bëmat e njerëzisë
Lapidare ngritëm, n'lapidar u gjetëm
Gjëmën e mbajmë janxhik në shpinë,
Rrugëtojmë dyshas me vetveten
Qëmoti e bartim bashkë me jetën
***
Për ta thënë troç e pa hamendje
Më duhet ta kem top këtë mendje
Të kujtohem se ç'shkruan historia
Për do punë që i bëri njerëzia
Aty ku i lash, s'i gjeta më kurrë
Renda e bredha, rruzullit matanë
Arkivat dhe nëntokën i pata pranë
Qeramikë e shkrime të vjetra, pas dore lënë
Copëzat i mblodha, një për t'i bërë ?!
Me mundime Zizifi mozaikun e formova
Ndihmuar nga kujtesa që e posedova
Edhe pse ia fillova shum' herë nga fillimi
Gjërat e mia dhe të tjerëve i mësova mirë
Ndonse të përpjetat, me akull më dolën fare
A tatëpjeta e thepisur, lyer me rëshirë, sërish
Mbështetja më ishte bosht, angazhimi qe i lirë
Andaj, dua t'i rikujtoj për ne dhe për tjerët
Atë që hoqëm shkujve, Ne të mjerët
Ne dolëm të humbur, fituan berberët
Praptas ne fajtorë, n'të drejtë tjerët ?!
***
Histori, ne, mbase nuk shkruajtëm !!
Nuk arritëm bile kend ta sundojmë !?
Shkruajtën tjerët për ne, që na e luajtën ?!

Historinë praptas vazhdojnë ta komentojnë
E ne pra sot, ato i kujtojmë dhe lexojmë !
Me keqardhje i prekim, i shpalojmë
Plagët e vjetra sërish i gjakojmë
Duruar dhimbjen vetëm për një qëllim
E gjitha kjo, t'mos ngelë n'harim!
Por, edhe ne duhet, më të mësojmë
Nga ajo që një herë e pësuam
Dhe tani, sërish mos ta pësojmë
Dështimit fatal t'i shpëtojmë

***

Kështu mbaruan shumë përpjekje
Që i udhëhoqën trimat deri n`vdekje
Pa pasur mundësi të realizohen
Iu lanë kohës, më vonë të shqyrtohen
Edhe më herët bëhej luftë me vdekje për jetë ?!
E njëjta gjë vazhdon edhe tani
Çdo gjë varet se si pozicionohesh
Për të patur të drejtën të gëzohesh
Po ç'ndodhi me ne, kush më thot në e di?
Iu kthyem ne, vuajtjeve pësëri...!!!
Nën thundrën e pushtuesve të zi
Disa herë të vjetër, disa herë të ri
Por, zgjedhën mbi shpinë e mbajtëm
Lidhur për qafe sikur një hajmali
Nga vetja e jonë dot s'e ndajtëm
Përderisa i rrinim dheut përmbi

***

Pra, sa here që lexoj histori
Fatin tonë e shoh të zi !
Po e nis nga Osmanllia

Rushid Pasha nga Rumelia
Rushid Pasha ore zuzar
Pesëqindë veta i ke vrarë
Agallarë e pashallarë
Me rrënjë e gjak shqiptarë,
Ali Pashallarët s'i mashtrove
As n'gosti kur i ftove
Manastirin s'e provuan
Ata që nuk të erdhën,
Dolli mortore s'ngritën?
Babëlokët i shpëtuan ?! -e
Rrugës së jetës iu ngjitën
***
Pas këtij ndodhi Shkupi
Dervish Carën që e zhduki
Me zinzhirë, vargoj të rëndë
Lidhur duar, lidhur këmbë
Zvarrë tërhequr pas karvanit
Këmbë pas këmbe deri n'Stamboll
E çuan trimin para sulltanit
Ia preu kokën një mongol
***
Vazhdon loja dhe përsëritet
Kështu gjithmonë shqiptari vritet
Qe ballist apo partizan
Qoftë ushtar apo kapedan
Si n'dymbëdhjetën e trembëdhjetën
Pesëmbëdhjetën a tetëmbëdhjetën
Apo n'dyzetepestën në Tivar
Ku u hap i madhi varr ?!
U masakruan të rinj shqiptarë

Me arsyetimin se janë armiq
Për internacionalizëm proletar?
Na u dashtë ta pranojmë këtë linç?!

***

Për shpërnguljet dhe dëbimet
Planet e shfarosjes dhe shkatërrimet
Siç i shkruan moti historia
Që sot i kujton njerëzia
Unë, këtu, s'do ti përmendi
As me numër, as nga vendi
Shumë si planet lule Lotos
Ç'janë telehisur nga Venizelos
Realizuar nga Zervas e Koljotis
Që, panë ëndrra me sy hapur
Për do plane nga Mediteranea
Ideja e Madhe apo Megalidhea
Vorio-Epiri, një plagë e hapur
Me vend e popull nga Ipe-ja

***

Sa, e sa Naçertanje jan' krijuar ?!
Nga Grashaninët, hollë përpiluar
Sa Ivo-Çubrillot i patën shkruar
Me çmim Nobel bile dekoruar,
Rankoviqët për t'i zbatuar
Ashtu vendin e kanë spastruar
Për të ushqyer shpirt e kërmë
Gëlltitur me gjuhë e dhëmbë
Për idetë e pansllavizmës
Me merakun e madh të çizmes
Sa marrëveshje "Xhentëllmenesh"

Plot hesape[11] biznismenësh
Mi shkëputën njerëzit, me miliona
Mi ndanë do tufa nga grigja e jona
Sa shqiptarë më ikën nga vendi
Me shpërnguljet rend pas rendi
Të gjithë e dinë si  mbahet  vendi
Por s'ju do qejfi t'bëjnë gjësendi?!
***
Shum’ kësi vende nga Shqiptaria
Që mu zhdukën nga historia!
Siç më ishte Filati e Paramithia!
Dhe simotra e tyre Kurshumlia
Tue mu pre e vra burrnia!
Tu ju djegë e kall’ shtëpia?!
E tu  iu plaçkit pasunia!
Dëbu nga vendi e gjithë gjinia?!
***
Pashko Vasa t’thurri himn
Ty t'vajtoi edhe t'këndoi
Ca të tjerë t'mbuluan n'tym
Por, atdheu do t’i mallkojë
Ai, në Ty, ka bërë be
N’tokë e n’qiell kush ka le
Shqiptarinë e kemi si Fe
Vetëm atë e kemi Atdhe
N’veri a n’jug, kudo që janë
Kanë nji gjuh’ dhe veç nji nanë
Kështu të mëdhenjtë patën thanë
Amanet, t’parët na e patën lanë
Toskë a Gegë shqiptarë janë

[11] llogaritje

Janë nji trung me dy degë t'buta
Me lahuta edhe me huta
Për atdhe, bashkë iu ndahet buka
***
Qoftë i mallkuar pra ai njeri-lanet[12]
Për tu hakmarrë dhe ndaj tiranit
Që i sjell dëm atdheut të vet
N'dobi të shteteve t'Ballkanit
Toka e zezë që se mbulon
Dhe ta zhdukë farën e tij
Ai që kombin e tradhëton
Kurrë fara mos t'i mbij !
***
Nuk i besohet dhe çdo politikani
Që rreth vetes do t'i thërret
Me lakmi perj megalomani
Armiqtë e atdheut të vet
Politikanë e diplomatë
Ca të hollë e ca të gjatë
Si filiza kanë hedhur shtat
Po mundohen veç për mandat
***
Pra, ju politikanë që dini
Bukur në pushtet të rrini
Vetëm të hani e të pini
Popullin në mjerim e shtini ?!
Juve po ju themi zotërinj !
Mjaft bëtë n'popull kërdi !!
Nën maskën tuaj "demokraci" !
Për shtete t'huaja keni shërby ?!

[12] djall

Juve, s'ju njeh as diplomacia
Ajo që i thuan “demokracia”
Përsëri n'Evropë-pazar
Nxjerret fajtor soji shqiptar ?!
Ai dënohet, madje, nga Evropa
Pse s'duron të torturohet
Si dënim i takon gropa
Veç atje do të rehatohet

***

Kjo Evropë me rrënjë ilire
Shkon më larg e bëhet xhentile
S'ndal procese gjyqësore me montime
Madje dekoron vrasje dhe torturime
Çmimin Nobel u jep atyne
Që më bëjnë plane mua pas shpine
Si të m’heqin qafe nga Ballkani
Apo si t’më asimilojë “babaxhani”

***

E, shqiptari për të mbijetuar
Është i shkreti duke u munduar
Edhe torturave u ka qëndruar
Që popujt bisha ia kanë punuar
Pra, kur është në pyetje shqiptari !
Atij i takon veç "fat gomari" !!
Po s'e hëngri ujku tek bari !
Do ta gjeni vetëm ke varri !!

***

Vazhdon loja dhe përsëritet
Kështu, gjithnjë, shqiptari vritet
Për flamur, për Univerzitet
Gur varri në tokë të vet

***

Në gjashtëdhjetëetetën çeli Tetova
Në tetëdhjetëenjëshin shpërtheu Kosova
Nga Prishtina fryni era …!
Gjithnjë, shqiptarët i shpoi ferra
Kush më shumë e kush më pak
E hanin bukën me dajak
Gjithnjë nga sllavi dinak
Mashtrohen të gjorët për merak
Diku me tanke të mëdha
Diku me të bukura para
Ndërrohet rendi kushtetues
Për kombin tonë vdekjeprues[13]

***

Vazhdon loja dhe po përsëritet !
Sot, shqiptari me shqiptar vritet ?!
N’tokë të vet, qiraxhi shitet
Djeg, shkatëron, vendin zhurit
Në mes të Vlorës çoroditet !?
Alla hile? Shumë lirë u shitshitet !!!

***

Disa e quajnë luftë qytetare
Tjerët thuan! Po bëjnë ajgare[14] ?
Por, si të dojë le të vërvitet !!!
Veçse shqiptari po vritet ???
Përsëri është po ajo Evropa !
Që, për shqiptarët, ka hapur gropa
Në 'tokë Arbnore, në pikë dreke
Me llopatë serbe e kazmë greke

---

[13] vdekjeprurës
[14] mahi

***

Vallë, shqiptarët, a s’po e shikojnë ?
Me duar të zgjatura po punojnë !
Frutat të tjerëve po ua çojnë ?!
Vetvetes, shuplakë ia mëshojnë !

***

Po, nëndëdhjetë e shtatë qe viti
Kur Tetova zërin e ngriti
Ehon zërit, kush ia ndali
Gostivari rrëzë Sharri
Ai priti n'dasëm të paftuar
Policët sllavë, shumë të tërbuar
T'armatosur fort, të specializuar
Për t'i shtypë shqiptarët e padëgjuar
Se, u dashka me dhunë ata ndëshkuar !
Sepse, urdhrin se kanë zbatuar
T'poshtërohen, t'fyhen, s'kanë duruar
Për shtet sovran nuk janë deklaruar ?!
Madje edhe gjuhën e vet duan ta folin
Si dhe flamurin kombëtar ta përdorin

***

Kështu, vazhdon loja të përsëritet
Prapseprapë shqiptari vritet
Si nga i huaji, si nga i veti
Derisa t’i bëhet kos deti ???
Qoftë si shkas apo si veprim
Është caktuar vetëm për dënim
Edhe të vrarë edhe fajtorë !!!
Mbushuni me mend ore të gjorë !!
Të gjithë na shajnë e përgojojnë ?!
Thuan, veç vjedhin e nuk punojnë ?

Thuan, vetëm nga frika dëgjojnë ?
S'janë të aftë shtet të formojnë ?!
***
Ju them juve që na shani me gojën plot!
Natë e ditë që nuk prani tuj derdhun lot?
Pse mundin tonë, ju, padrejtësisht e hani?
Prapëseprapë fajtor neve na mbani
Pra, mblidhni mendjen dhe kuptoni !
Neve më mos të na mundoni ?
Përfundimisht, drejtësinë ta ndani
Që, ndërgjegjen e rënduar tuaj, ta shpërlani!
Kështu mëkatet, mbase mund t’i lani?
Në qafën tuaj, medaljon, më mos t’i mbani
***
Por, kësaj, duhet dhe ne t’i ndihmojmë
Me kohë gënjeshtrat t’i luftojmë
Faktet historike kur na i shtrembërojnë ?
T’mos rrimë të qetë, por të kundërshtojmë !
Mos t’presim nga tjerët të na ledhatojnë
Sikur jemi t'kënaqur, gjërat s'na mungojnë
Sepse, ata vetë, ashtu edhe duan
Edhe pse për ne historia shkruan
Njësoj dëshmon edhe arkeologjia
Dhe histori të lashta që pati njerëzia
***
Shum’ herë zotërinjtë me dashje harojnë
Se gjëra njerëzimi nga Pellazgët burojnë
Ilirët-Shqiptarët, ato i trashëgojnë
Të tyre janë, s'pari atyre u takojnë!
Kështu rrëfen edhe lashtësia
Si Librat e Shejntë që ka njerëzia

Bibla, Kur'ani edhe Historia
Kan' nënën hyjneshë nga Pellazgjia
***
Nga ky vend, dhe në këtë tokë
Para mija vjet epokë, thuhet
Mbi dhe, Adami pat qitur kokë
U duk njeriu i parë në këtë botë?!
Thuhet: nga ky rrodhi i gjithë njerëzimi
madje thuan se: e kanë, edhe Atë, edhe Amë
Vetëm nga gjuha shqipe i del burimi
Bota sot e quan Adam = Atam (At'+Am')
Disa që thoni vetëm Adam-ë ?!
Juve ju thash se e kam Atë e Amë !
E ju tjerët që i thoni Adem = Attem ?!
Përsëri shqip ju them, është At i Em !
***
At' i Em në dritë kur doli
Bota mbarë mbolli e polli
Siç rrëfen Bibla për atë që ndodhi
Nga vetja thot, Eva-në nxori, që
Djem e vajza në jetë i solli
U zhvilluan degët nëpër botë
Njerëzinë përcaktuan mbi dhe
Gjeni i tyre qarkullonte si rrotë
Fise të reja gjithmonë duke le
***
Dhe Pellazgu që m'ish i pari
Në sirrethujzën[15] Pellazgjike
Aty ku fjeti i mbiu Qarri !
U bë Fis n'përmasa biblike !

[15] siujdhesë

Fisi Pellazgjik, ky fis i lashtë
Shum' udhëtonte, dëshira, të zbulonte
Tamam si Lelegu[16] kur nis të shtegtojë
Rruzullin tokësor, atij iu dashtë
Ta shkelë me këmbë, ta eksplorojë

***

Ky komb Hyjnor, ky popull Mitik
N'Evropë shtektoi deri n'veri
N'detin që hasi, e quajti Balt(ë)-ik
Iu bë nun atëherë e këtë ditë
Aty ndaloi, dhe, një kohë pushoi
Pasi mendoi edhe analizoi
Një ditë n'të djathtë lehtë lakoi
Tokë e det për t'i vështruar
Drejt në jetë për t'i shijuar
Në të djathtë ata kur morën
Hasën në detin akullnik
E quajtën me emër sikurse borën
Sot bota e thirr, deti Bor(ë)-ik

***

Një degë tjetër, guximshëm, e mori në sy
Drejt lindjes së Diellit ata shkuan
Kaluar Mesopotami edhe Indi, dhe
Në kthim tek Nilit tempull ndërtuan
Pikërisht atje, n'Egjyptin e lashtë
Fara(j)onë, të parët kanë sunduar
Piramidat(Pira-mbi-dhe) atyre iu dashtë
Shum' vjet të mundimshme për t'i ndërtuar
Nga gurë e tokë nxjerrun nga kanali
Që Baku-ujëdhënësi, Qattarës ia fali, i joni

[16] fis pellazg

Aravia-n e Lumtur, Midhea-n me uj' e bani[17]
Kopështi Eden, Parajsë a Jesem që i thoni?!
***
Ne sot, gjejmë shembuj plot
Të derdhur anekënd nëpër botë
Siç është dhe emri i të parit Thot
Që në shqipen tonë janë kuptimplotë
Edhe shum' ndodhi tjera botërore
Lidhen me Yllin tim prore !
Edhe pse për ta un' punova dhe me ta jetova
Por un' për vete s'di pse s'i shfrytëzova ?
Të tjerët nuk patën aspak dëshirë ?
As dhe t'i pranojnë të bëmat tona
Madje nuk kanë aspak mëshirë ! bile
Punojnë akoma që t'na humbë Fatjona ?!
***
O ju shqiptarë, pra zgjohuni !
Nga gjumi i rëndë, më çohuni !
Hapni sytë, rreth vetes shihni
Veten tuaj më mirë ta njihni !!!
Për veten tuaj, ju vetë të dini!
Se, askush, nuk ua jep me hinkë gjini
***
Pse se kujtoni ju lavdinë ?
Që të parët tuaj jua kanë lënë
Amanet brez pas brezi
Të punoni për vat(ër t)anë !
***
Që nga koha e moçme, e lashtë
Nga Pellazgët, të parët tanë

[17] bëri

Ne,  mes veti jemi dashtë
Tjerët, " Hyjnorë" na kan’ thanë
***
Kur Pellazgu ndahet n'hise
Dhe kur djemtë iu bënë fise
Dardan, Ilir, Epir e Maqedon
Eol, Dor, edhe Jon
Në Dodonë i pagëzon
I bekon tek Lisi Vjetër
Trinia e Shejtë i drejton
Në rrugë të Diellit se jo tjetër!
Të gjithë këta që n’jetë i solli
Një nga një, gjatë historisë
Nga barku i vet i polli
Udhëndryçuesit e njerëzisë
***
Kjo Dodona Pellazgjike
Sa historike po aq mitike
Qe për ne gjithmonë jetike
Sikurse atbotë edhe tani
Ruan për ne, shum’ trashëgimi
Mbajtur thell aty, brenda në gji
Siç ua ruan nëna tamblin jetëdhënës
Fëmijëve të vet me t’lumen xhelozi
Prandaj dhe ne i falemi asaj
Sot e mot, sa t’ecim në jetë
Apo në amshim kur të ndalemi
***
Në Dodonë, Zojsi Perëndi falej!
Dushku i Artë shpirtin ia mbante
Drejtësi Hyjnore aty ndante

Si nga njerëzit dhe Hyjnitë
Në Dodonë Fjala ndalej!
Aty ruhej, ngritej dhe ngjallej!
Logosi për jetë, ringjallje e vërtetë
Aty, Fatthënia nga Orakulli jepej
Tomorit Pplak uji i shqepej
Vetë nga Selët, tempulli mbahej
Nga Tëmirët, mirësia ndahej
Ata kujdeseshin për tempull
Për tjerët ishin vërtetë shembull
E thonin fatin për njerëzinë
Sepse, vet nderonin perëndinë
Aty, vet' Perëndi Zësi i bekoi
Gjithë për jetë i pagëzoi
Hijerëndë dhe me krenari! U tha!
Botën mbarë, ju do ta sundoni !
Njëri tjetrin, kurrë mos e tradhëtoni !

***

Nga kjo tokë e bekuar, tokë martiri
Kanë lindur trima fort të shquar
Bardhyli, Leka, Pirrua, Konstandini
Mbretër që botën patën nënshtruar
Edhe të tjerë, shumë e shumë ?!
Perandorive t'huaja që u dhanë zulmë ?!
Famë personale t'madhe arritën
Emrin e perandorive t'huaja, lart e ngritën?!
Nga kjo tokë, që të gjithë patën dalë !
Por, pak për kët' tokë u kujtuan ata?
Popullin e vet në vuajtje e çuan ?! Hata!
Mëmë Pellazgjia, kurrë s'do t'i falë !

***

Gjergj Kastrioti-Skënderbeu
Amanet e besë, kurrë s'i theu!
Mbi armiqtë, Ai ngadhënjeu
Tamam[18] sikur Prometheu
Për liri e përcaktoj veten
Nuk kurseu madje as jetën
Mbi të gjitha i ishte Atdheu
I lumtë nënës!! Atë që leu !!!
Atë e njohu mbarë Bota
Falë atij shpëtoi Epoka
Nga hordhitë aziatike
Fise mongole edhe tatare
Që pushtuan Evropën mike

***

Oh, si nuk lind prapë një Kastriot ?!
Që, këtij vendi t'i dalë zot
Atij, populli prapa t'i shkojë
I huaji më, mos ta poshtrojë !!
Plagët gjak mos t'i kullojnë
Dhimbjet trupin mos t'ia përshkojnë
Le t'kthehet njëherë ky për s'mbari!
Sikur ish dikur dhe ky zog shqiptari

***

Thuan, zemra don e syri s'ngihet !
Realiteti, duket por edhe ndihet !!
Ah! Të shkretat dëshira më janë dyshe !
Po më duket se puna qëndron ndryshe ?!
Madje tani, është dhe për t'ardhur keq
Seç na ka hyrë mes veti i mallkuari dreq

---

[18] pikërisht

Mendjen na e ka marrë, shpirtin na mban
mbërthyer
Njërin kundër tjetrit, keq e ka ndërsyer?!
Na kanë hyrë grindjet edhe zilia
Me përgojime e fjalë të këqia
E sulmojmë njëri-tjetrin pa shkak
Vetëm për interesin tonë vetjak ?!
***
Ah, disa trutharë e disa trularë !
Ca harbutë e ca dallkaukë !
Janë më t'mëdhenj të kohës tradhëtarë
Që e shitën shtetin vetëm për kolltukë ?!
Madje, i formojnë qeveritë jashtë shtetit!
Atje ku neve na bëjnë pazar ?!
Pa pikë turpi, me faje sa deti !
E prishëm vet ne shtetin shqiptar ?!
Do poltrona e do puthadorë ?
I shërbejnë t'huajit e jo t'vetit !
Deri kurrë këta të gjorrë ?
Do ta bëjnë lojën e gafletit ?!
***
Po si nuk trandet edhe njëherë Bota
T'keqin e t'kuqin, brenda ta përbijë
Për të Kataklizma të mos jetë gjë
T'ligës së kësaj bote t'i thehet rrota
T'flaket për jetë në Tartarin e Zi?!
As Hisperidet mos të lindin më
Dhe as nuset e reja për pajë
N'çekmexhe[19] mollët t'mos i vënë
Gabimet që i bën njeriu, vetë

---

[19] arkë për pajën e nuses

Mbi shpinë të tij do t’i mbajë
***
E Rrejshme qenka bota, apo lojë!
pa rregulla, pa shpirt, krejt me bojë
Sërish, vazhdon loja dhe përsëritet !!!
Si gjithherë tek shqiptari
Kursesi, ajo të ndërpritet !
T'ia fillon dhe ky për së mbari
E t’mos ketë më “fat gomari”
Tjerët, si vegël mos ta përdorin
Vetë çka mbjellin sikurse i pari
Dhashtë zoti dhe vetë ta korrin !!
***
Unë kam shpresë edhe bindje
Se, ky popull që sot po vuan
Nuk do të ketë më dyndje?!
As hidhërimet që i provuan,
Do t'i buzëqeshë fati përsëri
Sepse, mjaft është munduar
Do t'a ngrohë dielli në shtëpi
Jetë të mbarë ka për të filluar
***
Do ta lartësojë emrin e t'parëve
Sepse rrjedh prej Fisit të Vjetër
Edhe pse s'u vjen mirë grabitqarëve
Ne, as që kemi ndonjë rrugë tjetër ?!
Vetëm dija, puna dhe bashkimi
Janë pemët që duhet t'i mbjellim
Do t’i vjelim frutat nga perëndimi
Atje ku shkon e pushon Dielli.

***

Andaj, ti shqiptar më mos dëgjo!
Udhëzime për jetën nga cilido
Ti, vetveten nis e shpëto !!!
Avazit të huaj, pas, mos i shko!
Vetëm puna dhe bashkimi
Janë për ty të vetmit miq
Ndërsa të tjerët që të nxisin
Ti i ke vetëm armiq, pra
Rrugës së diellit shkoji pas
Flaki grindjet që t'kanë hy
Në mes veti mos u përplas
Vetëm kështu do t'gëzosh Liri !

***

Madje, ti shqiptar, që kur ke le
Besë e Fe i ke për Mëmëdhe,
Atdhe e Flamur i ke të shenjtë
Liria për ty është shum’ e shtrenjtë !
Amanet për ty, këtë, ta la i pari
Ta fitosh dhe ta ruajsh! -qoftë edhe
Me gjak të derdhur shqiptari ?!
Atë pas Ati, e bir pas biri,
Këtë, në shkrim e këngë ta thuash !!!

***

Ne, lirinë, dikur e kishim
Në shtet të madh ziheshim
Ai, shtrihej gjerë e gjatë
Si na e pat falë vetë Zoti Tatë
N’det e n’tokë, n’qiell e n’male
Shqipja e jonë hidhte valle
Yje të bardhë aty ndriçonin

Diell e Hënë aty pushonin
Zëna mali aty këndonin
Kuaj me flatra aty vraponin
Armë t'Akilit aty farkonin
Aty Perenditë e kishin Fronin
Tokë dhe det gjithnjë i bekonin
Bashkë me njerëzit, që aty rronin
Male e fusha, ara e kullota
Aty qe Parajsa nga e gjithë bota
***
Nisur nga jugu e deri n'perendim
Deti Jon bashë me Detin Ilirik
Lagnin brigjet e Atdheut tim
Nga Gjiri i Artës deri n'Vened(t)ik
E kishte emrin Deti Pellazgjik
N veri-lindje, Gi(e)g(anti) bagëti kullotte
I bukuri Mali Albanik, sa lartë ngrihej
Tokën tonë si kurrorë e rrethonte
Fusha e Dardanisë e gjerë shtrihej
E kishim edhe Gurin e Shpuem
Bashkë me të moçmen, Mollën e Kuqe
Kapur nga perendimi e deri në veri
I lagur nga Adriatiku me Detin e Zi
Prej ku lind Dielli e tek perëndon
Egje, Anatoli vendit tim i takon, se
Ishte tokë e jona, që i thonim Pellazgji,
Nipa e mbesa...! -rritur gjithherë në:
Iliri(Yll-i-ri), Arbëri(Ar-bën) dhe
Shqiptari(Skeptari)!
***
Nuk e lë pa i përmendur prej themelit

Pjesët  nga lindja, në dalje të Diellit
Portat e Bosforit edhe Dardanelit
I hapte Apolloni për çdo mëngjes
Nga Mali Ida, në ujdhesën e Kresë,
Dëgjohej blegërima e Amaltes-ë
Tek po i jepte sisë djalit të Resë
Atëherë kur Zë-si qante me përtesë
Rrufeshëm dëgjohej Vringëllima
Nga vallja e shpatave në erë
Që luhej nga rojet Kuretë trima
***
Ti, deri vonë, i pate këto teritore !
Vende t'bukura e shum' pjellore
Por Evropa ta bëri dramën
Tokën tënde tue e ndamun[20]
Fqinjëve të tu, j'ua dhuroi
Edhe ty shumë të varfëroi
Edhe në numër shum' të zvogëluan
Vrasja, përçarja që tjerët ta punuan
***
Megjithatë, zogu yt s'u ndal, s'pushoi
Anekand vendit të vet ai fluturoi
Dëshirën për Liri sërish e zgjoi
Djemtë e Shqiptarisë prapë na i afroi
Nga Lidhja e Madhe që u formue
N'Prizrenin e lashtë ku qenë tubue
Se Burrat e Dheut u patën zotue
Trojet e të parëve mos me i lëshue
***
Katër vilajetet i patën bashkue

[20] ndarë

Një shtet të fortë për me krijue
Në një Gjuhë për me këndue
Një Fflamur për me value
Rend dhe rregull patën shtrue
Lirshëm shqiptarët patën frymue
Si kombet tjera, patën  fillue
Shtetin e vet me e lulëzue, por
Fqinjët tonë u patën trazue!
Pse Shqiptaria u rikrijue!?
Sërish filluan me e përça!
Që pastaj, më lehtë me e nda!?

***

As njëqind vjet nuk kanë kalue
Tri herë tupin ta kanë copëtue
Duer e këmbë t'i kanë shkurtue
Bishat e egra t’i kanë llaptue[21]
Duar e trup edhe dy këmbë
T’i këputën tjerët ty me dhëmbë
Çamëri, Kosovë, n'Maqedoni
N'Mal t'Zi, n'Serbi edhe n’Greqi
Tue të nda shtetet në tavolina
Nëpër Londra edhe Berlina
Tu t’i marrë ty e dhënë atyna
Këlyshëve t'vet, shkavi e shkina
Jua ka dhënë, n’shenjë nderimi !
Kush tjetër, veçse perëndimi ?!
Shkoq nga unë e njgjit atyre
Po u jep gjah këlyshëve të tyre

***

Si Parisi edhe Londra

---

[21] gëlltitur

Si Berlini edhe Roma
Si Stambolli edhe Moska
Na e futën thikën gjer në kocka

***

Kështu gjithmonë kanë vepru
Shtetet tjera nga Evropa
Sa herë që ti po bën hopa
Ato ngrihen me t'bë copa
Për me t'fshi si shtet nga bota
Dhe me t'shti në t'zezat gropa
Kurrë për jetë ti mos me dalë
N'sytë e tyre iu ke bë halë…!
Ty me t'djegë, flakë me të kallë
Mos me t'lënë frymë me marrë
Se nuk mundën me t'asimilue
Po dojnë farën me ta shue
Kështu po loz Evropa mike
Me jetimët, në teh thike
Qoftë ajo homerike …!
Qoftë ajo diplomatike …!

***

E ne Besë gjithmonë tu i zanë
Dheun nën këmbë tu na e ngranë
Thika pas shpine tu na ra
Copë me copë tu na ba
Në pesë shtete na kanë nda
Si plaçkë lufte u ka ra
Me gjysmë shteti na kanë lënë
Se s'kanë mundë me na përzënë
Dhe me kaq nuk janë ndalë

Tutje rrugën kanë vazhdue
Nga një Kalë Troje, si trofe !
N'paqe a n'luftë, na e kanë dhurue?!

***

Kot Laokoonti këlthet në përgjërim ?!
Thërret e pisket deri n'kupë të qiellit
S'pranoj thot dhurata nga armiku n'derë !
Këshilli i pleqve s'e mori n'shqyrtim ?!
Trojanët me Besë, në të veshëve shurdhim?
Lëshuar pa masë n't'këndshmin dëfrim ?!
S'po e dëgjon kush priftin e mjerë !
Seç po i zë i madhi sherr ?!
Dehja e llastuar po u kthehet n'shkatrim
E keqja buron brenda vetvetes
Po se flake jashtë, i kushton jetës
Ishte tradhëtia, apo u rrëzuan mitet
Kështu fillonte, Ajo që përsëritet!

***

Ne, me besën tonë, fort qemë nderue
Por, pse të pabesëve u patëm besue ?
Zemër e shpirt ua patëm diftue
Miqësi e nderim u patëm dhurue
Asnjëherë ndërmend nuk na ra, se
I huaji, i joti, kurrë s'mund me u ba
Të paktën një herë ka me t'mashtrue
Ti kur se pret, kur se ke kujtue
Si një rrufe ka me t'qëllue
Ka me t'goditur dhe pa hezitim
Fundin tënd me e pa, pret me padurim

***

Përherë kur ne s'kemi ngurue !?

Miqtë e paftuar me i pranue
As dhe dyshim s'kemi tregue ?
Besën tonë të madhe
Mirë e kanë shfrytëzue ?!
Gjithnjë  Kali Trojës
Punën e ka mbarue ?!
Dhe, Besën tonë të madhe
Na e kanë keqëpërdorë
Çdoherë, të Kalit Trojës
Jemi Ne therrorë !
Edhe n'kohën e lashtë
Atëbotë  në  antikë
Po ky  Kali Trojës
Trojën na e ka fikë
Trojën tonë të lashtë
At' Trojë Dardane
Që vetë Posejdoni
I pat ndërtu kalanë

***

Sa herë?- me gjakun tonë !
Ne, kët' tokë e kemi larë ?
Ndërronja vendin Besës !
Një orë e më parë !
Po t'doni me e ndalë?!
Valën e vullkanit
Që, shekuj me radhë
Po na djeg të gjallë !
Dhe ndoshta atëherë ?
Kohën e ndalim n'prag
Nga vorbulla e vdekjes
Përgjithmonë  me dalë, se

Mjaft ma tokën e ujitëm me gjak?!
***
Se,Besë më, kurrë mos me marrë !
Dhe Besë më, kurrë mos me dhanë !
Pra, Ju besën ta keni si gjitherë
Po besë mos të zeni asnjëherë !
N'veçanti ndaj djali prej shkine !
Se, qe besa, ju pret pas shpine!
Ju heq zvarrë, ju hudh n'humnera
Ju mbulon me gurë e me ferra
Që t'mos qelbeni e t'ju vijë era
Deri sa t'vijë sërish pranvera ?!
Sa shkrihet bora nga t'ngrohtat era
Kur t'çelin lulet e t'këndojë bilbili
Duke pushuar nën hije trëndafili
E duke lëshuar për ju lot krokodili
***
Kështu ka bërë gjithmonë
Edhe tani kështu po bën
Kosovës në shpinë
Lugati seç ia vënë
Të pushtuar prej disa vjetësh
Popullin rehat nuk po e lënë
Shumë militarë prej serbësh
N'Kosovë, vend kanë zënë ?!
***
Të them të drejtën, por
M'duhet dhe me pranue
Një ugur i keq për jetën
Në ëndërr më është dëftue
Dhe, ndër ne zullumet

Serbët i kanë shtue !
Nga varret e qeta, më duhet mue
Burrat e kombit me i trazue?!
***
Çohu! Gjergj Fishta, n'mujsh me u çue !
Shqiptarinë tani me e ndihmue ?!
Ti prej shkjaut me e shpëtue ?
Se mizorët keq janë tërbue !
Duan Kosovën me e shkretue
N'tym e n'flakë me e mbulue
Krejt n'masakra me i përshkue
Me i gjunjëzue dhe poshtërue !
Edhe më parë, kështu kanë bë
E ne gjithmonë tue lëshu zë..!
Por, zërin tonë kush se dëgjon
Puna atyre, vijë po u shkon !
***
Hajde bre At' të qofshim falë
Se Ti  i le dikur do fjalë
Amanet dhe për të gjallë
Vathë në veshë, me i ruajt palë
Me i përcjellë nga brezi n'brez !
Ne, me shkja, me pasë  kujdes !!!
Edhe me t'ardhë në dit' të fesë ?!
Shkjaut, kurrë mos me i zënë besë !
***
Po, po Gjergj Fishta, mirë po thue !
Por, ty ndër shkolla, nuk t'kanë mësue ?!
Nga fjala jote na janë xhindosë !
Prandaj dhe librat t'i kanë burgosë !
Komunistët, ata proletarë

Fate popujsh kanë vulosë ?!
Fatin tim dhe fatin tënd
Vllaznim-bashkimi e pat sosë ! kjo
Pjellë nga lufta e ditë globale!
I la shum’ popuj n’telashe e halle
Un e kam te gjallë akoma n’kujtim
Për ne shqiptarët, doli i madhi zhgënjim ?!
Sepse, nuk na erdhi i kombit çlirim?
As nuk qe ajo luftë nacional-çlirimtare?!
Siç po e paraqesin do shkurtpamës të marrë
Por, ishte kundra nazi-fashistëve grabitqarë
E them un’ sot, se e thanë të mençurit kështu !
Si rezultat erdhi gjithnjë duke u thellu !
E ashpër lufta e klasave mes nesh këtu ?!

***

E bëmë ne vetë ?
Apo tjerët na mashtruan ?
Tani për tani ta lëmë të qetë
Parësore është se si kaluam
Edhe vetveten shpëtuam
Mbase do ta thotë një i tretë
Kur t’i vijë koha vet ?
Qe, ndoshta nga mosdia !
Apo, ndoshta nga tradhëtia ?!
S’është dhe aq me rendësi ?!
Por,një gjë shifet qartë, se
gabimisht u rreshtuam !
Atje ku s’e kujtuam !!
Në vend se për vete, ne
Pë tjerët luftuam, kështu

Vetvetes një zhgjedhë[22] të re
Mbi qafë ia lëshuam ?
Do vite, bukur gjatë i kaluam
Në vuajtje e n'padrejtësi i çuam
Duke ngrënë vetveten nga pak përditë
Por fati deshi prapë, që kjo t'ndalet një ditë

***

Shyqyr pra një herë nga zoti !
Që u ndal vujtja e u tha loti
Përgjithmonë ra njëpartizmi, e
Ndër ne erdhi pluralizmi[23]
Se, po të vazhdonte sikur filloi ?
Kombit shqiptar i humbi soji !
Nga komunistët orthodoksë
Që i nxori Rusia me gjoks
Po them përsëri, falë zotit !
Që kjo e keqe i kaloi motit, se
Shqiptarët i ndau artificialisht
Disa n'ballistë e disa n'komunistë

***

Por, edhe tani n'këtë demokraci
S'po e kuptojmë mirë një rëndësi?!
Se arsimimi është parësor !
Së pari, u them juve ore profesorë !!!
Ju, profesorë dhe arsimtarë !
Që në arsimim jeni t'angazhuar
E keni detyrë në plan kombëtar
Brezat e rinj për t'i edukuar

---

[22] zgjedhë
[23] shumëpartizmi

***

Kemi dhe të tillë po në arsim
Që i mbajnë orët me nxitim
Ata, janë në klasë veçse me trup?
A mendjen e mbajnë vetëm në klub?!
Lumët ne të lumët, që i kemi !
Se, pa ta vallë, ku do të vemi ?
Çajtoret të zbrazta do t'i kemi !
Dominot, kush do t'i luaj nga vendi ?!
Mezi presin, mësimin ta ken kryer
Shpejt e shpejt n'çajtore të dalin
Duke pirë çaj, sheqerin pa përzier
Informata polotike, japin e marrin
Nesër, sërish  në shkollë do t'shkojnë
Dhe fëmijët tanë ata i mësojnë ?
Mendjen pas biznesit gjithnjë e kapin
Ne presim nga ta, kuadro të na japin ?!
Kur i dëgjon si folin mes veti
Të vjen të vjellësh nga sikleti[24]
Vetëm se shqip s'duan të flasin
Në gjuhë t'huaj, fjalët i zgjasin
Bile dhe përshëndetjen time
Që e kam nga Hylli! Sublime!
" Tungjatjeta ",  është Hyjnore
Përse po ma përdhosni ore ?!
Me lloj lloj përshëndetjesh kaba[25]
Turke, Arabe edhe sllave more!
E ku ta di përse e bëni dhe për çka......?!

---

[24] shqetësimi
[25] I zbrazët

***

Ka disa injorantë dhe të mjeruar
Bile, bile ia shkojnë edhe mjeranit
Që s'dinë sa para kanë në duar
Lënur trashëgim prej babaxhanit
Udhëheqin me ndërmarrje legale
E kanë blerë klasën itelektuale
Ata rrinë, dhe pronarë mbahen !
Të tjerët nga puna sa që s'çahen
E pastaj thuan kur fitojnë të holla
S'ka se ç'na duhet neve shkolla?!

***

Ca të tjerë, bukur mirë të paguar !
Që në mulli të huaj kanë bluar ?!
Edhe nëpër shkolla janë futur !?
Përparimin tone, “me nder me thane”
e kanë “mutur”
Beshareta[26] në dukje, ashiqare[27]
Fanatikë në botëkuptime fare!
Tek ne, do t’mbjellin veç ligështime ?
Në emër të politikës legjitime ?!

***

Kemi të tjerë që janë të shkolluar
Shoqëria i trajton si me qenë t’huaj
Se me kokë t’vet kanë menduar
Prandaj atyre s’u pin kali ujë
Kështu, shum’ prej tyre të dëshpëruar
Do të shkojnë atje largë, në kurbet
Me naivitet, gjithnjë duke shpresuar

---

[26] me pamje trishtuese
[27] haptas

Se atje s'ka brenga, dhe puna i pret ?!
Pas shumë orvatjesh me mundime
Ndonëse dikur vonë edhe e kuptojnë
Se s'do t'gjejnë të paktën asnjë punë
Dhe nga shteti i huaj do t'i largojnë

***

Këto shtete të perëndimit ?
Që aq shumë i patën ëndërruar ?!
Ndërsa qevritë e tyre të mallkimit !
Marrëveshje deportimi kanë nënshkruar ?!
Me kontigjente të tëra  fatzinjët
Shpejt e shpejt do t'i deportojnë
Nëpër aeroportet e huaja të gjera
Shumë rëndë i keqtrajtojnë
Shumicën prej tyre do ta burgosin
Me pretekst se ishin n'azil politik ?
I fyjnë, i rahin derisa i gjakosin !
Edhe pse ishin veç problem ekonomik ?!

***

Po vazhdon akoma loja, ajo që përsëritet
E kështu, faji sërish neve na ngjitet
Qoftë nga brenda, qoftë nga jashtë
Hapur t'i mbajmë sytë, neve na u dashtë
Se po s'i hapim ne vetë tani ?
Nesër, tjerët do t'na i hapin !
Ethet e mijve, ashtas përsëri ?!
Trupin tonë, lehtë do t'na e kapin !

***

Që mos t'na vijë puna gjer aty
Të na hajë ujku neve në shtëpi
E ne vetes, si jermosh t'i themi

Ndoshta s'është gjë, në ëndërr jemi?!
Kështu mund të na kurdiset loja
Që më lehtë të na bëhet ploja
Ajo ploja shumë e përgjakur ?!
Që para kohe dhe na ka plakur !
***
Prandaj, ne duhet të mendojmë
Gjërat e këqija, nga vetja t'i zbojmë
Kokëfortësinë mos ta ushqejmë
Tolerancën ta shpërblejmë
Jetë të dyfishtë, mos të çojmë
Dyfytyrësinë mos ta zbatojmë
Realitetin duhet ta pranojmë
Për t'mirën tonë ta ndryshojmë
Ne mes veti t'mos xhelozojmë
Bisht tonit mos t'i ngjesim
Atij që punët ia besojmë
Atij duhet dhe pas t'i shkojmë
Kritikë të shëndoshë të kemi
T'i marrim gjërat shtruar
Ai që gabon, në sy t'i themi
Patjetër gabimi duhet korrigjuar
***
Dhe jo t'ia bëjmë tjetrit sherrin
Për t'i futur thika pas shpine
Njëri heq ugarit plugun, e
Tjetri brenon[28] për lëndine
Jo me alibi, vetëm të spastrojmë
Mes veti të bëjmë hakmarrje
Se të tilla gjëra na dobësojnë

---

[28] të mbuluarit e fares në ugar

Dhe na sjellin vetëm përçarje
***
Pra, të heqim dorë nga euforia
Mos ta nxisim tjetrin me gojë,
Pastaj tërhiqemi ne nga vija ?!
E lëmë shokun të vihet në lojë!
Kësisoji, kemi shumë "gjeneralë"!
Që s'dalin me popullin përpara, e
Pasi të ketë përfunduar beteja ?
Kërkojnë tu këndohet epopeja ?!
Gjatë zgjedhjeve dalin si furtunë ?
Për elektorat shumë angazhohen
Vetëm sa e zënë vendin në punë
E pastaj n' fotele-gjumi rehatohen ?!
***
Kështu u ec fati njerëzve të ri
Atyre të dëgjueshëm për "nënën" parti!
E dinë ata që kështu veprojnë ?!
Se u mbushet xhepi, madje i gradojnë
Vetëm kur i shpallin dhe i njoftojnë
Atyre, si hutit natën po u vinë!
Se në post, partia do ta emërojnë
Ata, se besojnë atë që e dëgjojnë?!
Kështu mbushen vendet e liruara
Shpejt e shpejt, natën pa u hetuar
Me kuadër "mjaft" të sprovuar ?!
Nga partia që pushtetin e muarr
***
A kështu ne, dhe do të presim ?
Punët  n'politikë t'i ndreqim!
Me njerëz bukur të "sprovuar" (!!)

Që veten e vet, se kanë rregulluar ??!
Kësaj i thuan politikë lokale ?!
Me shokë, farefis, nipa e mbesa
Që rëndë dëmton çështjen kombëtare
E neve na lë, ngecur nëpër kthesa ?!

***

Ne, kësaj, i largohemi me letësime
Vetëm nëse s'kemi pretendime
Andaj, punës duhet gjetur njeri
Jo njeriut punë, pse qenka në parti !?
Jo! Nuk shkon më djal-jorgania !!
Na rroftë e qoftë kjo jarania??
Nëse të paktën, e duam kauzën ?
T'mos ia vemë vetvetes tërkuzën !!
Mbase të tjerët, këtë e dëshirojnë ?!
Që pastaj neve, lehtas të na sundojnë
Më lehtë për vete të na shfrytëzojnë
Ne për padronët, sërish të punojmë?!

***

Nëse ne duam të mbijetojmë
Punët duhet thellë t'i gjykojmë
Mentalitetin arkaik ta flakim
Vetes nga qafa t'ia heqim lakin[29]
Ne, patjetër menduar duhet !
Tani, qenia e jonë si të ruhet ?
Nëpër breza ajo të duket
Asnjëherë të mos zhduket !

***

Më parë, vetë duhet menduar
Pastaj bashkazi atë konceptuar

---

[29] lakun

Klimë të butë duhet krijuar
Planin gjithkombëtar për ta ndërtuar
Dhe për brezat duhet të punojmë
Atyre së pari duhet tu sigurojmë
Bazë të fortë për tu lartësuar
Koncept e dije për t’i mësuar
Me plan e veprim t’i realizojmë
Nëse kështu ne do të punojmë
Kemi mundësi që të përparojmë
Tjerët t'i mbërimë, me ta të shkojmë
Mbase mundet edhe t'i kalojmë
***
Dhe ne gjithmonë jo të ankohemi ?!
Të rrimë, të qajmë dhe të vajtojmë
Por ne duhet që të angazhohemi,
Çështjen tonë, vetë ta rregullojmë
Përse ne kërkojmë, që dikush të na e falë?
Ne duhet vetë ta themi me pak fjalë !!
Pse të kërkojmë nga tjerët të na e japin?!
Ajo që na takon neve, vetë duhet ta kapim!
Kujt i frikohemi që nuk veprojmë ?
Një platformë kombëtare dot se krijojmë?!
A s'kemi njerëz që këtë punë ta kryejnë ?
Apo ata që janë, më tepër nuk dinë?!
Ose, të parët, që punët mirë i dinë ?!
Por si duket, me gjasë frikohen ?
Ose të dytët, si bualli janë shtrirë !?
Dhe nga rruga, dot s'po largohen ?
Thuajse nga gjyshi e trashëgojnë ?
Dhe  nuk duan tjerët t’i lirojnë ?!
Dilitantë politikë, mes veti garojnë

Njërët thuan thumbat, tjerët patkojtë[30]
Njëri-tjertrin e akuzojnë pandarë!
Shahen e fyhen, quhen tradhëtarë!?
Ndërsa me tjerët qeveri formojnë !!
Kursesi me të vetin të bashkëpunojnë ?!
***
Po thuan se e kemi edhe një problem
Duhet sa më parë t'i biem n'shqelm
Është fenomen shumë i keq
Dhe, në jetë na ndjek si dreq
Thuan se e kemi praktikë ta rrënojmë ?!
Çdo gjë që nga i pari e trashëgojmë ?
Ta prishim atë deri në themel ?
E mbi gërmadha hypur, t'këndojmë si gjel!
Pastaj, çdonjëri t'ia nisë nga fillimi
Në vend se ta nisë ku e la i pari
Si përfundim na del vendnumërimi?
Prandaj s'përparon dot shqiptari?!
***
Mos vallë ne shqiptarët si gjithherë
Duam që dimrin ta bëjmë verë ?!
Por, le ta dijmë një herë nga zoti !
Se s'ndërron stina pa ndërruar moti !
Mos të çuditemi, as të befasohemi
Me këso gjëra duhet të mësohemi
Nuk duhet ne ta humbim shpresën
Se, gjërat kështu gjithmonë s'do t'mbesin
***
Besoj se do të rregullohen, por jo vetvetiu?!
E keqja nga e mira duhet të largohet

[30] potkonjtë

Vetëm ashtu, ëmbël, ajo do të shijohet
Porsi uji i turrbullt, pasi të kullohet !
Edhe po të jetë një rrënim që mbiu
Nuk duhet kush dhe aq të frikohet
Se, kur qetësohet stuhia dhe ndalet shiu
Pas tyre del dielli dhe ajri freskohet
E kjo do të ndodhë pikërisht atëherë
Kur të gjithë sa jemi, të bëhemi unik
Andaj dhe dimrin, ne do ta bëjmë verë
Edhe armiku, do të na bëhet mik
***
Jam me zemër të thyer për situatën
Që tani po përjeton populli im
Por, gjitnjë krenar për gjeneratën
E cila në vetëvete ka besim, dhe
Do ta mbledhë tërë forcën që ka
Nga kjo situatë e nderë  për të dalë
Prej analfabetit, deri tek akademikët pra
Për ta realizuar synimin gjithëkombëtar
***
Dua pra ta shoh popullin shqiptar !
Edhe ai ta zgjidhë çështjen e vet
Ta gjejë rrugën e drejtë, të ecë krenar
Ashtu siç shkon dielli rrugës së vet
Në rrugë të vet, në rrugë të lirë
Të bekuar dhe të dlirë
Ballin hapur e kokën lartë
Sikurse në tonën, Kohën e Artë
Pra, do të jem i lumtur kur t'i shikojë
Të barabartë dhe me dinjitet
Njerëz të rendit dytë, kush mos t'i trajtojë

Mos të ndihen qiraxhi në shtëpi të vet ?!
***
Ah …!Dikur shum’ burra shqiptarë ?
Atdhetarë të mëdhenj ishin !
Kush me penë e kush me armë !
Për komb s'kursyen atë që kishin !
Ata, për shtet, patën harxhuar
Para , flori edhe pasuri … !
Vetëm se lirinë për ta fituar
As jetën e vet s’e patën kursy’
Ne, me ta, gjithnjë mburremi
Për komb të vet që patën shkri
Me nderim të madh iu përkulemi
Për jetë të jetëve ju qoftë lavdi…!
***
Andaj, mua ma thotë mendja
Se sot, ndryshe s’është gjendja
Ne duhet asisoj të veprojmë
Që masën ta ndërgjegjsojmë
Patjetër, masa të ndërgjegjsohet
Kur bëhet fjalë për çështjen kombëtare
Aq më tepër, vetëdija masës t'i lartësohet
Mos të kursejë për të as mund as pare
Dhe t'i përvishemi punës sa më parë
Sepse, problemi i jonë kombëtar
I takon çdo shqiptareje e shqiptari
Që nga i vogli deri tek i madhi
Çështja Shqiptare, është Çështje e jona ?!
Dhe, askujt nga tjerët nuk u interesonë
Që në këtë drejtim të na ndihmojë
Porse vetëm mund të na pengojë

Prandaj, ne duhet që sa më parë
Të organizohemi mirë edhe mbarë
Sepse, neve na ngel Çështja e Jonë
Vetë ta zgjidhim, herët a vonë !!!

***

Në devizën tonë, unik duhet të jemi !
Të gjithë për një, e një për të gjithë !
Bazën ekonomike t'fortë duhet ta kemi
Mandej superstruktura punën ta nisë
Të gjithë duhet të kontribuojmë
Brenda apo jashtë, kudo që jemi
Ta forcojmë shtetin që e synojmë
Po qe se duam realisht, atë ta kemi …!

***

Një ditë prej ditësh, atje n'perendim
Një i huaj e pyeti at' vëllaun t'im
Sa përqind për shtetin tuaj ju kurseni ?
Po aq edhe shtetin ju do ta keni ?!
Andaj, ju që jeni në diasporë
Të mos ndaheni në katër anë
Tru , zemër, trup e zorë
Të bëheni një për vatër tanë(vatan)
Si një trung, mashkull e femër !
Të gjithë sa jemi për Mëmëdhe !
Të mos bëhemi e Akilit thembër ?
Se: kemi një gjuhë, një zot, një fe !

***

Ju Shqiptarë, që jeni nëpër Evropë ?
Mundohuni të bëni më shumë shokë !
Ta ktheni ujin në mullirin tuaj !
Se mjaft bluajtëm për të huaj ?!

Mblidhni mendjen! Bëhuni tokë !
Lërni ndarjet me një anë
Punoni së bashku si një kokë
Të gjithë sa jemi, kemi një Nënë
Dhe Ju Shqiptarë që jeni n’Amerikë !
E dimë se ju nuk keni frikë ?!
Mundohuni së bashku me shtetin mik !
Që Evropianët t’i mbani në pikë ?!

***

Ndjenjë kolektive ne duhet të zhvillojmë
Dashurinë për shtetin duhet ta shtojmë
Si popull i lashtë që jemi
Aty ku dhe fortë na lidhet Demi
Atë çka ne do ta mbjellim
Atë ne dhe do ta korrim
Shtetit, sa dobi do t'i sjellim
Do t'varet nga ajo që herrim
Nëse do të herrim të mirë
Nuk do të jemi kurrë të lirë, e
Nëse do të herrim një të keq
Do ta largojmë nga ne një dreq
Kështu do t'forcohemi, stabilizues do t'jemi
Të gjithë miq, rreth e rrotull do t'i kemi
Dikush nga frika, e dikush nga interesi
Aty afër diku, do t'i gjendet mesi

***

Sa herë, që ne kemi pasur regjistrim
Të popullsisë dhe të ekonomisë
Neve gjithmonë të dhënat zyrtare
Na kanë nxjerrë pakicë kombëtare

E ne bimbarekët, rrimë palë e qesim fjalë ?!
Çdo herë kundërshtojmë në rreth lokal
Asnjëherë me shifra s'i kemi demantuar
Madje, kur dhe t'huajt e kanë kërkuar !
As për vetveten nuk shkruajmë libër
Të bardhë, të kaltër apo të verdhë ?
Në gjuhë të huaj që i flasim shumë
Heshtim kur tjerët na vërshojnë si lumë
Se nxjerrim zanin të nalt me timbër?!
Edhe kur shkon kupa gjithherë tu u derdhë
Prandaj kështu evropianët na e punojnë
Të dhënat zyrtare kallup i pranojnë!
Dhe të drejtat tona si pakicë ???
Sipas kartave të tyre, na i garantojnë?!

***

Ec e merre vesh tani, dreqin e mallkuar ?
Se, kush e ka drejtë e kush ka gabuar
Ata i thonë t'vetat, e ne i themi tonat ?
Prapëseprapë bien të tyre kumbonat[31]
Deri kur do t'shkojë, vetëm fjala e tyre?
Sikur nga goja t'u dalin xhevahire
Kurse fjala e jonë, ngelën pas dere
Për ne bën dimër, për tjerët ditë vere!
Fundja, edhe ne jemi njerëz, e nuk jemi dele
Ju doni t'na qethni, e tjetri t'na mjelë
T'na ngjyrosni me t'kuqe, si për gazmend
T'na flijoni sa herë që ju bie ndër mend

***

Por ne, as nuk jemi Desh !
E as e kemi fis Cjapin !

[31] kambanat

Të huajën se marrim !
As tonën s’e japim ?!
Çdokush, le ta mbajë të vetën
Vetëm kështu e duam të vërtetën
Ndryshe, as mendoj dhe as që besoj !
Se dikush n’këtë botë do mund të fitojë ?!
***
Qoftë individi, qoftë dhe shoqëria
S’ka pse të lodhet për punët e tija
T’ua mbush mendjen tjerëve me fjalë
Vetvetiu e vërteta në shesh do të dalë
Nuk është me rëndësi se ç’udhë ke marrë
Apo se cilit plan a klan i takon
Ose, a do të jeshë i pari kumbarë
Apo do të ngelësh pak më vonë ?!
***
Të gjithë ne, duhet mirë ta dimë
Se, të dobishëm atëherë do t’jemi
Kur në një Cak, me Plan të arrijmë
Fitore të madhe atëherë do t’kemi
Dhe kur të tjerët, do t’i mprehin shpatat
Për tu bërë xhelatë përmbi ne
Ne të bashkuar do t’i mprehim lapsat
Kështu s’do të munden kurrë me na pre
***
Përndryshe, nuk ndaj njeri me gjeografi
As për nga ngjyra, as për nga gjuha
Po, i ndaj në të mirë dhe në të këqij
Tjerët s’i urej, ama të mitë i dua
Izolimin nuk e pranoj …!
Ndërkomunikimin e favorizoj

Edhe në baza, edhe në parime
Vetëm me t'ndërsjella përfitime
Kursesi ndryshe s'do të pranonim parime
Që për ne sjellin humbje, e për ju  fitime
Kaloi më koha, kur tjerët për ne vendosën
Dhe dihet shum' mirë se veç na sakatosën
***
Si duket, prapë në skenë Evropa na del !
Kjo kurvë e vjetër, si nuse me tel ?!
Po do me na marrë neve nën sjetull !
Me na e qitë syrin, për t'na vënë vetull ?!
M'duket i erdhi fundi dhe do t'ndërpritet
Do ta shkulim n'rrënjë atë që përsëritet
Edhe Evropës do t'i themi në skenë
Mjaft moj meskine! Se rrenat t'u prenë
***
Pra, kjo Evropa do ta lajë këtë hile
Kur Çështjen Tonë, drejtë ta zgjidhe !
E kjo çështje, është Tërësia !
Vetëm atëherë, për ne, do të jetë Liria !
Atëherë, do të pushojë edhe armiqësia
Dhe do të lirohet nga ankthi njerëzia
Ballkani kështu do të rehatohet !
Shkatërrimit madje do t'i largohet
Dhe ne këtë duhet ta mbërimë
Pa marrë parasysh çmimin
Sipas logjikës, do të ishte më mirë
Që më në fund ta lëmë veprimin
Po qe se tjerët, neve na detyrojnë
Atëherë ne mundemi shpejt e shpejt
Rendin punëve t'ua ndërrojmë

Gjithnjë duke llogaritur të fitojmë !
Po! - le ta qesim në fillim veprimin ?!
Të mbështetur në vullnetin e organizimin
Kurse për fund, le ta lëmë bisedimin
Ku vetë rezultati ta caktojë përfundimin

***

Si rëndom neve na mëson përvoja
Se vetëm kështu do ndërpritet loja,
Çdo herë prej shkakut të dhënë drejtas
Thellohet e mprehet mendimi i jonë qartas
Për ta nxjerrë të drejtë gjykimin
Ne, për këtë gjë, kemi arsyetimin
Madje kemi të drejtën natyrore
Të mbështetur edhe në të drejtën ligjore
Që ju zotëri se pranuat prore ?
As nuk e përfillët, more !!
Kërkesën tonë mijëvjeçare
Për të jetuar natyrshëm fare !
Sepse është e drejtë elementare
Që ta jep natyra edhe zoti
E që Ne e kishim dikur moti
Por që Ju e shkelët kot së koti
Në emër të qetësisë së rreme
Për Ballkanin e trazuar
Fuçi baroti e mbuluar
Na flijuat neve si besleme[32]

***

Nëse ju përsëri nuk bindeni
Dhe nuk doni të kuptoni
Ju lutem shumë, mos më qortoni

---

[32] kurban

Troç do t'ua them, doni apo s'doni
Po deshët vetëm me veshë më dëgjoni
Po deshët drejt në sy më shikoni
Dhe kurrë për jetë mos ta haroni
Mirë e mirë në mendje ta shtrëngoni
T'ju del përpara kur të gaboni !
Të bëheni zap, veten ta frenoni
Fjalët, që juve dua t'jua them
E di mirë që, vështirë do ta kem
Sepse do më akuzoni për ekstrem
A ku ta di se në ç'kategori do të jem?!
Mbase unë i nxora nga arka e shpirtit tem[33]
Të poppullit tim i kam, janë me drehem
As i kthej tagji për veti, as ia jap tjetrit ujem!

***

Do Ju lutem shum'! Mos merrni sersem[34]
Atë që më ri në zemër edhe do ta them
Se, Toka të Lashta e të Reja dhamë
Trupin mbështjellur nga qefini n'mundim
Plagët e përgjakura me djesë i lamë
Mbërthyer xhamadanin, ngusht në shtërngim
Ideali me shpresën n'të njëjtin rrugëtim
Tok me lëkurë e shpirt t'Korifeut
U nxorën e u torën nga e imja jeta
Dhe presin si shpata e Damokleut, e
Vrasin si rrufeja e Zeusit, e vërteta
Se, për Ne, ato janë fjalë të arta
E për Ju, mbase janë të zjarrta, dhe
Ju djegin, sikur plagës krypë kur i hidhet

[33] tim
[34] ashpërisht

Sepse është Fjala! Po, Fjala që s'ndalet e
s'lidhet
Mu atëherë kur vullneti i tjetrit s'përfillet!
***
Çka u them un' mbane mend mirë
Pakëz histori do t'ju kërtylet
Në recitim do t'jem pak më i lirë
Për vargun e thurur nga zemra e dlirë!
Këndellur më parë nga shum' martirë
E nxitur nga poetë të penës së mirë
Po qe se i merr vesh dhe do me i kuptue
Nuk rri dot i qetë për pa u trazue
Se nuk flas unë por flet vetë zemra
E nxjerr atë që e djeg nga brenda
Tamam si ylli kur shkëputet në natë
Nga barku e koka te gjoksi e zhvatë, e
Do t'i hedh shkëndijat si shpata me shpatë
***
Po sikur dhe Mali Plak t'më digjet, e
Lisi im i Vjetër në flakë të kridhet
N'vallen e djegies t'bëhet shkrumb e hi
Dhe hiri i derdhun anekënd botës
Nga murlane, tufane, larg të degdiset
Biblik të bëhet, sikush t'i vardiset
Koha rrebeshet t'mi vesh' këmish'
Nga vetja, t'mos m'i hiqet rrotës
Dhe në mu bëftë si koci me mish
Apo si feniks nga vetja të niset
Të kthehet e t'bëht sërish Mal i Ri
Unë, s'lëviz nga i shenjti, ky vendi im !
Gjithmonë për mua legjitim

Dikur i Vjetër edhe tani i Ri
Prore, këtu do të rri ….!!!
Do të rri këtu me shekuj, serbes[35]
Siç rrinin të parët e mi në Lashtësi
Dhe për jetë të jetëve do të pres
Ashtu siç pritet drita e Yllit të Ri
Njashtu siç pritet edhe për Liri, se
Një zjarr të vjetër këtu e kam ndez
Në vatër prushin e mbuluar me hi
Nuk e lë t'më fiket, për çdo mëngjes
Unë vetë atë gjithnjë e ripërtëri!
Pata dhe kam për të shum' kujdes
***
Andaj, mua më ngroh dhe Dielli
Ai kur lindi, këtu më gjeti !
Thelluar n'kujtime nën Lisin tim
Numroja shekujt, varg në kalim
Edhe emrin ia vura unë për veti
Ndritje rrugëtimi deri n'amshim
***
Këtu më mba Toka edhe Qielli
Njërit i lutem e tjetrit i përkulem
Më ushqen Uji, Ajri edhe Bima
Më bëjnë të fortë, kurrë t'mos përulem
Më njohin Guri e Druri, Moti e Klima
Më njohin, madje si Pjellë e Bardhë
Që nga filli, dhe ajo që ka me ardhë
Kumtin ma sjell Pëllumbi i Bardhë
Herët n'kuqërrimin e Agut, -timin
Fatin ma thot Dushku im i Artë

[35] lirshëm

Bashkë me këngën e Bilbilit, pra
Hiç s'më shkon mendja për harimin
Si ma duan tjerët përfundimin
Për vete e njoh veç përparimin, se
Ma njohin tjerët të Burrit vajtimin
Andaj, me mua jeton dhe Lashtësia
Ajo që m`erdhi nga vetë Perëndia
Dhe do t'mi qajë hallet e mia
Derisa t'mos shuhet Gjithësia

***

Unë, përsëri drejt po e them…!!!
Shkurtë e Shqip, hiç pa u tremb
Ju që s'kuptoni, lexone mirë !!
Qoftë nga inati, qoftë me dëshirë

***

Sikur dhe një Yll i vetëm të ndriçojë
dhe qielli i vrënët t'lotojë pa ndal
Dhe Hëna e plotë, natën të mos dalë
Unë, atij ylli, pas do ti shkojë
Derisa ylli të mos jetë ndalë, dhe
Shpirti im prapë ta ketë kallë
Me shpresën për shpresë, se
Unë, edhe më tej do të mbetem gjallë!

***

Un' jam Shqiptar, jam autokton
Edhe pse ti Sllav nuk e pranon
Dhe ti Grek që po m'bie n'qafë
S'keni të drejtë të bëni gafë, se
Mua më thirrnin Lalë Zotat në këtë vend
Kur shum' të tjerë si Ju, nuk binin në mend
Jetonin shpellave, gjysmë të egër

Për fruta, pemëve ua çanin degët !?
Ju, erdhët në Tokën time nga Urali!
Dolët nga Karpatet si bisha mali ?
Unë, ua mësova zejen, dijen …e shumëçka ?!
Në tokën time u shëtitët lirshëm, u endët
gjithkah !
Madje, u bëra vend në timen shtëpi
Pa i marrë leje Atit tim, që më tha ?
Nga koha e lashtë, trashëgim ma la!
Mbaje për vete bir, e jo për miqësi !
Se i pret për miq, vet del qiraxhi! Unë
Ju pranova brenda dhe të lirë ju lashë !
Në shenjë miqësie dhe Besën j’ua dhashë !
Bukën e gojës me ju e thërmova ?
Nga sofra e ime nuk ju largova ?!

***

Që Ju ardhacakë të ndiheshit më mirë ?
Se vinit nga Stepet, lakuriq e t`mërdhirë
Teshat e shtratit i ndava bashkë me Ju
N’livadhe dhe ara s`vuna gardh e hu
Ju dhash bagëti, kullota, madje pyll me dru
Tani, po kujtohem dhe thellë pendohem !
Përse bamirësia s`mu kthye për së mbari ?
Athua vallë gabova, unë Iliro-Shqiptari ?!
Që futa në timen, jo aq të madhe Shtëpi
Mysafirë Karpatesh, të paftuar në gosti, që
Sot, duan t`më nxjerrin mua jashtë, si më zi
Madje më thuan, se qenkam bile qiraxhi?!
Edhe pse jetoj unë prej miravetëshh aty
Me bëma e gjëma n’timen Shqiptari
Djepa edhe varre në oborrin tim

Përolot me shkrime t'vjetra, n'epigrafim
Shqipja e jonë, s'lejon përkthim
Idioma Pellazge, mbuluar me dhe
Në pllaka varresh ndodhen tek ne
Jetën e moçme ma bëjnë të re
Edhe të resë i japin forcë shumë
Ndodhi e ngjarje ndër shekuj lumë!

***

Kot, edhe të tjerë si Ju, janë munduar
Nga Vendi im i Shenjtë, për t'më larguar
Barbarë, Vandalë, Gotë edhe Hunë
Romakë, Bizantë, Osmanë me dhunë!
Disa më vritnin, e tjerë më pritnin
Ca më therrnin e tjerë më mbytnin
Më digjnin mua dhe Tokën time
Skrumb e hi ma bënin thërmime
Gjenerata të tëra më mbeteshin jetime
Sërish nga Hiri, si Feniks i ri
Çohesha unë me gjithë Rini
Përherë ngrihesha me ballin lart
Shuaja etjen nga Kroni i Artë
Isha ndër popuj gjithmonë më i Lartë
Sa herë që e rimerrja veten unë
Turreshin barbarët në mua me dhunë
Për t`ma përzier besimin edhe fenë
T`ma prishnin gjuhën dhe MëmëDhenë
T`ma njgjiznin gjakun tim të Arbrit
T`ma ndërronin racën time t`Flokartit

***

Por unë su përkula e s'përkulem dot
Se kështu më deshi Zoti për jetë e mot

S`më zhdukën atëherë, s'më zhdukni as sot
Kam Unin e fortë, s'ma theni për mot
Çdo veprim i egër do t`ju shkojë kot
As nuk dorëzohem, e as s’gjunjëzohem
Nuk lypi lëmoshë, dhe as derdhi lot
Un’ fatit tim, gjthnjë, vetë i gëzohem
Në s’më nderofshi ju, vet’ do të mbrohem!
***
Pra, edhe ty, o zog shqiptari
Po ta them atë që ma tha i pari
N’fushë t’mejdanit kur të ndalesh
Qëndro larg brengash edhe hallesh
Aty s’ka vend për mendime të kota
Përgatitjeve më herët u ik koha,
Sepse, nuk del ti veç të tallesh?
Me cilindo qoftë armik që përballesh
Akcioni, strategjia bashkë me
Përkrahjen, që ti e zgjedh në shoqëri
Planifikohen më herët qysh n’Akademi
Pra, ushtarak, or trim me fletë!
Të mbetet ty ta zbatosh këtë në jetë
Ti do të jeshë prelud i vërtetë
I asaj çka duhet të vijë
***
Dhe mos humb kohë
As duar kryq mos rri!
Po, mësy! –ore, mësy!,
Në jug e n’veri
E,ç’pret! -që s’thërret!
Kushtrimin e vërtetë!
Ti, Lelegu i Bardhë!

Ti or, Api i Zi!
Lindje e perendim
Kërkoje Diellin tim!
***
Rrugës që i ke hy
Nuk të ndal njeri
Shtegun e hap vetë!
Dhe nga tjetër s’pret?!
Se, e ke për Liri!-për
Më t‘shtrenjtën në jetë,
Gjallnimi dhe historia
Kanë Nënë Lirinë
Veç ajo nuk falet, por
Fitohet, rruhet edhe mbrohet
Vetëm atëherë kur Uni të kallet!
Dhe nuk di më të ndalet...!!!
***
Ajo, veçse  meritohet, se
S’mund të trashëgohet,
Edhe pse e dëshiron ti
Por, për të, jeta flijohet...!!!
Veçse gjaku i dëshmorit
Altarin e Atdheut e nderon
Ti, kur bindshëm, për të lufton?!
Kurrën e kurrës më mos haro!
Atë që e fiton një herë me jetën
Atë, ia përcjell edhe breznisë!
Madje ia lë bile amanet
Ta mbajë përherë, tok me veten
***
Këtë ta them Un’! -edhe Ti thuaje pra!

Nuk është fati i yt, që nga lart tu nda?
Derirsa kombet tjera, jo dhe aq t'mëdha
Historinë e tyre me laps e shkruajnë
E ty, hisja jote, të takon me e marrë,
S'je dhe komb i vogël për ata që druajnë
Por je nga kombet, padrejtësisht i ndarë
Që me gjakun e vet, historinë e shkruajnë?!
***
Pprandaj, ti gjithnjë, veç pranverave hapu
E dimrave me acar, mirë mblidhu
Për rrënjën tënde përherë kapu!
Me sojin tënd, fortë lidhu!
Qëndro drejt, fuqishëm mbahu!
Kurrë mos lejo të t'thehet krahu
Përpara le të t'ec karvani jot
Se kështu të do Vatani për mot!
***
Dëgjoni dhe njëherë, një gjë po j'ua themi !
Që nga lashtësia, Ne, një Lis këtu e kemi!!!
Rrënjët Pellazgë, Trungun Ilir' mbarë,
Degët Arbër, Frutat Shqiptarë!
Gjithnjë në vazhdimësi dhe kurrë i ndarë
Rrënjët e mia, futur thellë në dhe
Gjithnjë me gjakun tim i kam ujitur lalë
Në këtë tokë të shenjtë, trungun e kam parë
Me lot e djersë, trupin ia mbaj përherë
Ia njom dhe degët n`tonën Pranverë
Këtu, për jetë, plot me lule do t'i kem
Vjeshtat me fruta në vendin tem[36]
I kam Kadem, Dem Baba Dem

---

[36] tim

Si mi la trashëgim dhe At'(i)Em
T'i përcjelli brez pas brezi. Rekuiem!
Ai si m'i tha, edhe unë po t'i them
***
Po, po, unë jam At' i Skardit !
Jam nun i Malit të Sharrit !
Unë ia lash emrin këtij mali
Për hir e nder t'im djali
Në shumë vende të botës shkova
Që m'i pa syri e m'i shkeli thembra
Me Gjuhë Perëndie i pagëzova
Në Gjuhën Time u vura emra
U bëra nun për ta dhe për veti
Që kur Pellagonia ishte deti,
E detet lidheshin mes veti
Me gryka dhe me lugina
Që sot janë male e lëndina
***
Atëherë Dielli si sot nuk qante, por
Qeshej në gëzim, dritë shpërndante
Me rreze t`Arta lëshuar nga qielli
Për çdo mëngjes, trupin tim ma lante
Gjithë ditën më ushqente i imi Dielli
M`përqafte me afsh të fortë Atërie
Fjokart[37] më mbante, me Gjak Perëndie
Bari popujsh në mësim njerëzie
Mbret mbi mbretër të çdo mbretërie
***
Hej!Unë jam këtu nga Parahistoria
Prej se u bë shkas edhe dashuria

[37] Flokartë

Mes Ofionit dhe Eurinomit
Bashkë me flijimin për Pelorin
Atë mitin pellazg të Krijimit
Madje, kur lindi dhe vetë Perëndia,
Kur Ai krijoi Tokë edhe Qiell
Unë ngrohesha në këtë Diell
Se, nga perëndia me punë të tija
Që m'atë kohë ishte Gjithësia
Ndër të parat, të tijat veprime
Nga Kaosi që dolën shkëlqime
E bëri Gea-n(Dhea-n), nënën time
Që më lindi mua, me mundime
Në gjuhë të lashtë, un' brita Gea(Eea)
Që sot Ne, e thirrim Mëmë-Dhea.

***

Si atëherë dhe sot e tërë ditën
Gjuha Shqipe kurrë s`venitën
Ashtu si s`përzihet nata me ditën
Ajo është nëna që të bijat i rritën
Mua, ajo, vetë më polli
Në gjuhë t'perëndisë unë foli
Që kur u ndërtua dhe Babiloni(Bab i Joni)
Nga ide të mia, që mendja mi solli
Dhënë e falur nga Fatjoni
Trashëgim ma la i larti Kroni
Se ashtu e donte edhe Froni
Që trashëgimtari të jetë i Joni
Filli i tij nis tek Pelargikoni

***

Për fund, e kam edhe një dëshirë
Më është nga zemra, e bardhë, e dëlirë!

Dhe është e moçme sikurse vetë Fati
Po më përcjellet lalë, Atë  pas Ati
***
Kjo Festë e jona, tani kaluar Fatit
Atit, Birit dhe Shpirtit t'Shenjtë; Hyjni !
E ma dha fuqinë e mendjes dhe shtatit
Ta ruaja për vete të Shenjtën Trini
Mbajtur gjithmonë aty ngrohtë, në gji
Sikurse një qafore e stolisur-ari
Apo një e shkruar si hajmali
Që ma la amanet mua i pari
Ta kumtojë për tek breznia, se
Herët a vonë do të vijë Liria
Po po, do të vijë Liria!
Qoftë me të keq për armiqtë
Ose me të mirë për miqtë
***
Po, ma thot dhe vetë shpirti
I mbushur nga ndjenja e mirë
Dhe nuk do të zgjatet më flirti
Erdhi koha dhe ne t'jemi të lirë
Prandaj, atë që e ndjej rritur
Do ta shpreh, dhe do të uroj' !
Për ju që, s'bashku kemi pritur
Mu nga zemra ju dëshiroj !
Që neve ky ideal i ndritur
Fort për një të na bashkojë
Të gjithë së bashku të renditur
Kudo që frymojmë t'na tubojë
***
Një të bëhemi, duam e themi,

Se vetëm të bashkuar mes veti sot
Tehun e kohës e thejmë, para vemi
Së bashku përpara ne ecim për mot
Siç thanë kaherë tanët, të moçmit
Njashtu themi edhe ne të sotshmit
Andaj,dasht' e dhasht'edhe njëherë Zoti!!
Përsëri neve na bekoftë !
Se, t'bekuar ishim dikur moti
Edhe tani ashtu qoftë !!!
Dhe të mira nga brenda
Gjithmonë të na mbinë !
Na lulëzoftë zemra
Gjithmonë! Për Ty!
Lum Amë e Ynë !
Betohemi në Ty!
Amin(Am(ë)(e) yn(ë))!!!

vjeshtë-`97, Tiranë /dimër-`98, Tetovë
Kasam ShAQIRVELA

# PËRMBAJTJA



KASAM ISMEN ShAQIRVELA

**AJO QË PËRSËRITET**
***(në fole të shqipes)***

Përgatitur për shtyp nga
Shtëpia Botuese ” **V E L A** ”
Boton: JETA-AIR
Tetovë, 2008

**Drejtor i botimit**
*Kasam ShAQIRVELA*

Realizimi kompjuterik: *Blerim Shaqiri*
Kopertinën e përzgjodhi: *Arta Shaqiri*

Tirazhi 1000 kopje
U shtyp në Shtypshkronjën ″TringaDesign“ - Tetovë

Botimi i librit u ndihmua pjesërisht edhe nga Ministria e Kulturës e R.M.

CIP - Katalogimi në publikim
Biblioteka Kombëtare dhe Universitare
“Shn. Kliment Ohridski”, Shkup

821.18(497.7)-1

ShAQIRVELA, Kasam
**Ajo që përsëritet** : poemë / Kasam Shaqirvela. - Tetovë : Vela, 2008. - 80 f. ; 21cm. - (Biblioteka Muza : poemë)

ISBN 978-9989-2668-5-0

COBISS.MK-ID 73336586